TITULLI I LIBRIT: THULATHIJATET NË KATËR KOLEKSIONET E NJOHURA TË HADITHIT

AUTORI: SHABAN TAIRI

RECENSENT: prof. dr. NASER RAMADANI

LEKTOR GJUHËSOR: prof.VEBI RUSTEMI

TIRAZHI: 500 copë

SHTYPI: Shtypshkronja "Alma", - Shkup;




## HYRJE

Falënderimet i takojnë të Gjithëpushtetshmit, të Lartësuarit i Cili na krijoi në formën më të përsosur, na furnizoi me mirësi dhe begati, na nderoi me fenë Islame, me zbritjen e Kuranit dhe me dërgimin e Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem si pejgamber. Përshëndetjet tona të përzemërta, ia dërgojmë të Dërguarit të Allahut, vulës së pejgamberisë dhe ndërmjetësuesit në Ditën e Gjykimit, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, mbi familjen e tij të ndershme dhe mbi të gjithë ata që e pasojnë rrugën e tij deri në Ditën e Gjykimit.

Lexues të nderuar! Suneti i Pejgamberit tonë sal-lallahu alejhi ve sel-lem është ligj dhe mënyrë jetese për besimtarët musliman, është interpretues i Fjalës së Allahut xh.sh. dhe na mëson si ta jetësojmë Islamin në mënyrë praktike. Ndërsa, suneti i Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem është ruajtur përmes transmetimeve të ndryshme që na kanë arritur

përmes dijetarëve të shumtë, të cilët i kanë regjistruar ato në librat e tyre, që ne sot ta kemi të përshkruar në mënyrë të detajuar jetën e tij prej fillimit deri në fund.

Gjatë gjithë historisë Islame, kemi parë dëshirën dhe përpjekjen e dijetarëve musliman, që të ruajnë trashëgiminë Islame, njashtu edhe sunetin e të Dërguarit të Zotit, Muhamedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, duke i regjistruar hadithet e tija nëpër koleksionet e tyre. Këtë traditë e kanë vazhduar edhe dijetarët tanë, duke dhënë kontribut të çmueshëm për të ruajtur dhe përcjellur para popullatës tonë këtë trashëgimi dhe pasuri të çmuar, sepse hadithi i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem është rrugë e të kuptuarit të fesë dhe mënyrë e jetesës së muslimanit, andaj duhet të bëjmë përpjekje maksimale që ta ruajmë dhe vlerësojmë këtë traditë.

Edhe përmes këtij libri, jemi munduar që sado pak të kontribuojmë për këtë trashëgimi fetare, për ruajtjen dhe përcjelljen e hadithit para popullatës sonë shqiptare, që lexuesi shqiptar të ketë në duart e tija një përmbledhje të vogël me hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe të arrijë të kuptojë mesazhet që ai ka dëshiruar të na i përcjellë si ndjekës të rrugës së tij.

Ndër elementet e rëndësishme të arritjes së një hadithi deri tek dijetarët që i kanë tubuar hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, është edhe zinxhiri i hadithit (*Senedi*), ku transmetues nga çdo gjeneratë e kanë përcjellur hadithin tek gjenerata e

ardhëshme, në mënyrë të besueshme deri tek koleksionuesi i hadithit, i cili e ka regjistruar hadithin në librin e tij.

Dijetarët aq shumë i kanë dhënë rëndësi hulumtimit të zinxhirit, saqë kanë përpiluar shkenca dhe disiplina të veçanta për të. Abdullah ibn Mubareku ka thënë: "Zinxhiri i hadithit është prej fesë, sikur të mos ishte zinxhiri, do të fliste kush të dojë çka të dojë".[1]

Sufjani ka thënë: "Zinxhiri është armë e besimtarit, nëse nuk do të kishte me vete armën, me çka do të luftonte?!".[2]

Ky libër që keni në duart e juaja, është një hulumtim mbi hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, të cilat koleksionuesit e hadithit i kanë transmetuar përmes një zinxhiri të hadithit, ku në mes tyre dhe Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem janë vetëm tre transmetues.

Ky lloj zinxhiri që në terminologjinë e hadithit njihet me termin *Thulathijat,* është një zinxhir i transmetuesve të hadithit, ku dijetarët të cilët kanë tubuar hadithet (si p.sh. Buhariu, Tirmidhiu, Darimiju) e transmetojnë hadithin duke pasur në mes tyre dhe Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem vetëm tre transmetues, ndërsa ky lloj i zinxhirit është

---

[1] Muslimi, "Sahih", tahkik Muhamed Fuad Abdulbaki, daru ihjai`-turathi`l-arabij, Bejrut, 1/15.
[2] Ibn Hibani, "Kitab el-Mexhruhin", daru`s-samiiju, Rijad, botimi i parë, 2000, 1/31.

më i rrallë, por më i besueshëm, shkaku se është zinxhiri më i shkurtë dhe më afër të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndërsa mundësia e manipulimit është më e vogël. Por edhe pse zinxhiri i transmetimit është i shkurtë, përsëri ekzistojnë kësi lloj zinxhiresh ku transmetuesit janë të dobët, siç do të vëreni në këtë libër, kur do të lexoni mbi biografinë e transmetuesve, si pasojë edhe hadithi konsiderohet i dobët.

Për të kuptuar se sa të rralla janë këto hadithe me këtë lloj të zinxhirit, mund të përmendim si shembull imam Buhariun, i cili prej 7563 haditheve që ka tubuar në veprën e tij “Sahih”, vetëm 22 hadithe i ka përcjellur me zinxhir *“Thulathijat”.* Imam Darimiju prej 3503 haditheve që ka tubuar në veprën e tij “Sunen”, vetëm 15 hadithe i ka transmetuar me zinxhir *Thulathijat.*

Një kohë të gjatë jam menduar që të sjell në gjuhën shqipe një libër i cili do të përfshijë hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem të cilat përcillen përmes një rruge të besueshme dhe të shkurtë, kështu që hadithet e llojit *Thulathijat*, janë prej haditheve më të rëndësishme në shkencën e hadithit, ndërsa dijetarët të cilët kanë pasur këtë lloj zinxhiri në koleksionin e tyre, janë krenuar me këtë zinxhir.

Sa u përket dijetarëve, të cilët kanë këtë lloj zinxhiri në librat e tyre, janë këta:

Buhariu 22 hadithe
Darimiju 15 hadithe
Ibn Maxhe 5 hadithe
Tirmidhiu 1 hadith.

Këto 43 hadithe gjithsej do të përfshihen në këtë libër, ku do t`i sjellim të rradhitur në gjuhën arabe dhe në gjuhën shqipe, kurse në fusnota, do të shënojmë burimin e hadithit dhe shkurtimisht biografinë e transmetuesve të hadithit.

Sa u përket dijetarëve tjerë si Muslimi, Ebu Davudi dhe Nesaiu, këta nuk kanë tubuar në librat e tyre hadithe me zinxhir *Thulathijat*.

Imam Ahmedi në veprën e tij "Musned" ka përfshirë 329 hadithe të këtij lloji me zinxhir *thulathijat*,[3] ndërsa imam Maliku në veprën e tij "El-Muvetta" ka përfshirë 364 hadithe me zinxhir *thulathijat*.[4] Hadithet nga imam Ahmedi dhe imam Maliku nuk i kemi përfshirë në këtë libër, sepse numri i tyre është shumë i madh dhe ky libër do të zgjerohej shumë.

Me këtë lloj zinxhiri të transmetimit të haditheve, janë shkruar edhe libra të veçantë në gjuhën arabe, si:

---

[3] Shih: Ismail ibn Umer el-Makdisi, "Thulathijatu Musnedi`l-imami Ahmed ibn Hanbel", tahkik Muhamed Nasir el-Axhmi, idaretu`th-thikafeti`l-islamijeti, Kuvajt, botimi i parë, 2012.

[4] Shih: Husejn el-Meusili, "Thulathijatu`l-imam Malik ibn Enes", pa vit botimi.

-Muhibudin el-Mekdisiu (vd.613 h/1217 m) i cili ka shkruar librin “Thulathijatu Musnedi`l-imami Ahmed ibn Hanbel”;
-“El-Fevaidu`l-mervijat ve fevaidu`th-thulathijat” nga El-Hadramiju (vd.777 h);
- “Ta`likatu`l-kari ala thulathijat el-Buhari” nga Mulla Ali el-Kari el-hanefij (vd.1014 h/1605 m);
-libri “Thulathijat fi`l-hadithi`n-nebevije el-kutubu`s-sitte ve Musned Ahmed”,
-libri “Etrafu`l-kutubi`t-tis`ati mea thulathijati el-Buhari vet-Tirmidhij ve Ibn Maxheh ve Darimij”;
-libri “Thulathijatu`l-Buhari” e shumë vepra tjera.

Ndërsa në gjuhën shqipe, për sa kemi njohuri, deri tash nuk është shkruar asnjë përmbledhje me këtë mënyrë të transmetimit të hadithеve.

Sa u përket transmetuesve në zinxhirin e hadithit, për çdonjërin prej tyre kemi shënuar një biografi të shkurtë në fusnotë, por nuk jemi zgjeruar në detaje, kurse për ata që dëshirojnë të lexojnë më shumë për biografinë e këtyre dijetarëve, i kemi ofruar edhe referencat nga librat burimor në fund të biografisë së çdonjërit transmetues, për ata që duan të zgjerohen më shumë për detajet dhe informacionet shtesë.

Në mesin e këtyre transmetuesve të haditheve *thulathijat* që i kemi përmbledhur në këtë libër, 7 transmetues janë nga gjenerata e sahabëve, 14 nga gjenerata e tabiinëve dhe 12 nga gjenerata e etbai tabiinëve.

Prej gjeneratës së sahabëve, më së shumti transmeton Enes ibn Maliku (20 hadithe), Seleme ibn Ekvei (18 hadithe), ndërsa sahabitë tjerë që janë përfshirë në këtë libër transmetojnë nga një hadith.

Nga gjenerata e tabiinëve, më së shumti transmeton Jezid ibn Ebi Ubejdi (18 hadithe), Humejdi (9 hadithe) dhe Kethir ibn Sulejmi (5 hadithe), ndërsa *tabiinët* tjerë transmetojnë nga një hadith.

Nga gjenerata e *etbai tabiinëve*, më së shumti transmeton Mekij ibn Ibrahimi (11 hadithe), Ebu Asimi (10 hadithe), Jezid ibn Haruni (7 hadithe), Xhubane ibn Mugal-is (5 hadithe), El-Ensariju (3 hadithe), Xhafer ibn Auni dhe Ebu Nuajmi (nga 2 hadithe), ndërsa të tjerët nga një hadith.

Prej këtyre haditheve që i kemi shënuar, disa prej transmetuesve janë të dobët, si Uthman ibn Sa`d et-Temimi dhe Muemmel ibn Ismaili te Darimiju, po edhe Xhubare ibn el-Mugal-lis dhe Kethir ibn Sulejmi prej të cilëve i përcjell hadithet *thulathijat* Ibn Maxheja.

Edhe transmetuesit tek Tirmidhiu i cili e ka përcjellur një hadith me zinxhir *thulathijat*, përmes Umer ibn Shakir dhe Ismail ibn Musa el-Fezarijjut, që të dyve u kanë bërë vërejtje dijetarët e hadithit.

Për transmetuesin Isa ibn Tahman disa kanë shprehur mendime pozitive, por ka edhe të tillë që ndaj tij kanë shprehur edhe kritika. Kështu është

gjendja edhe e Ejmen ibn Nabilit dhe Uthman ibn Sa`dit.

Po ashtu, për Ejfeu ibn Abdin el-Kelaijjun, nuk janë të gjithë të një mendimi, se vallë i takon gjeneratës së sahabëve, apo është prej gjeneratës së tabiinëve, edhe pse Darimiju transmeton prej tij sikur të ishte prej sahabëve.

Disa prej transmetuesve, janë akuzuar si ndjekës të fraksioneve të devijuara, si Fadël ibn Dukejn dhe Ismail ibn Musa el-Fezariju, të cilët kanë anuar kah shiizmi, kurse për Hal-lad ibn Jahjanë, thuhet se ka qenë prej murxhive.

Disa hadithe janë përsëritur dhe kur do t`i lexoni, do të vëreni ngjashmërinë në mes tyre, si hadithi i 5-të në këtë libër nga hadithet e Buhariut dhe hadithi 12, por vetëm se është i përcjellë përmes transmetuesve të ndryshëm, njashtu edhe hadithi 6-të dhe 13-të, hadithi 7 dhe 17-të, hadithi 10-të dhe 14-të dhe hadithet 18-të, 19-të dhe 20-të. Hadithi i 5-të dhe 12-të te Buhariu, është i ngjashëm me hadithin e 3-të te Darimiju.

Në këtë libër hadithet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem janë paraqitur me tekst të pjerët *(italic)* aty ku është fjala e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndërsa teksi i fjalëve të shokëve të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe zinxhiri i transmetimit është paraqitur me tekst normal. Ajo që gjendet në mes kllapave është sqarimi ynë.

Në tekst pas përmendjes së të Dërguarit të Allahut, është shkruar “*sal-lallahu alejhi ve sel-lem*” që në shqip do të thotë: “Paqja dhe mëshira e Zotit qofshin mbi të”.

Kur janë përmendur shokët e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, pas emrit të tyre është shkruar shkurtesa ***r.a.*** (Radijallahu anhu) që ka kuptimin (Allahu qoftë i kënaqur me të), e nëse është grua e gjeneratës së sahabeve, atëherë është shkruar ***r.a.h.*** (Radijallahu anha) që ka kuptimin (Allahu qoftë i kënaqur prej saj). Këtë e kemi bërë në shenjë respekti për gjeneratën e sahabëve.

Në fusnotë kur kemi shënuar biografitë e transmetuesve, i kemi shënuar në këtë formë: p.sh. 5/400, nr.700, që do të thotë: vëllimi i pestë i librit, në faqe katërqind, numri i hadithit është shtatëqind. E kemi shkruar kështu në formë të shkurtuar që të mos zgjatet referenca.

Në fund shpresojmë, se ky libër do të jetë një tullë dhe kontribut për hadithin dhe shkencën e saj në gjuhën shqipe, ndërsa për çdo lëshim që mund të gjendet, i kërkojmë falje Allahut xh.sh., kurse shpresojmë që në botën tjetër ta gjejmë si një vepër e cila do të rëndojë në peshoren tonë kur do të maten veprat në Ditën e Llogarisë.

Ne i jemi falënderues çdokujt që na ka ndihmuar në çdo formë për përpilimin e këtij libri, ndërsa me theks të veçantë falënderojmë recensuesin e librit profesorin

e gjuhës arabe në Fakultetin e Shkencave Islame, Prof. Dr. Naser Ramadani dhe redaktorin gjuhësor prof. Vebi Rustemi. Allahu xh.sh. i shpërbleftë për angazhimin dhe punën e tyre që ndihmuan që libri të ketë sa më pak mangësi, edhe pse libër pa mangësi nuk ka, përveç Kuranit i cili është Fjalë e Zotit dhe është pa gabime.

# SQARIM I DISA TERMEVE TË HADITHIT

*Çka është HADITH?*

*Hadith* në aspektin gjuhësor do të thotë diçka e re, risi, ngjarje, e shumë kuptime të ngjashme.[5]

Në aspektin terminologjik, *hadith* do të thotë: "Çdo gjë që vjen përmes të Dërguarit të Allahut prej fjalëve, veprave, miratimeve të tij, cilësive fizike ose morale".[6]

*Çka është RAVI (transmetuesi i hadithit)?*

Transmetues i hadithit është personi që e përcjell hadithin nga mësuesi i tij.[7]

---

[5] Isa Memishi, "Fjalor arabisht-shqip", Logos-A, Shkup, 2014, vëll.1, fq.309.

[6] Amër Abdulmun`im Sulejmi, "Tejsiru Ulumi`l-Hadith", Daru Dija, fq.12; Muhamed Menshavi, "Kamus Mustalahatu`l-hadithu`n-Nebevij", Daru`l-Fadile, Kajro, fq.53.

[7] Mena el-Katan, "Mebahith fi ulumi`l-hadith", fq.53.

*Çka është SENEDI (zinxhiri i hadithit)?*

Zinxhiri i hadithit (Senedi) përkufizohet si rruga e cila lidhet me tekstin e hadithit, apo zinxhiri i njerëzve të cilët ndërlidhen me tekstin e hadithit.[8]

*Çka është SENEDU`L-ALIJE (zinxhiri i lartë)?*

Zinxhiri i lartë, është zinxhiri në të cilin ka më pak transmetues dhe që janë më afër Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në aspektin kohor.[9]

Edhe zinxhiri i hadithit *Thulathijat* është prej zinxhirëve të lartë, sepse ka më pak transmetues dhe në mes dijetarit që e shënon hadithin dhe Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem gjenden vetëm tre transmetues.

Imam Hakimi thotë: "Disiplina e parë e kësaj shkence (të hadithit) është kuptimi i zinxhirit të lartë".[10]

---

8 Mena el-Katan, "Mebahith fi ulumi`l-hadith", fq.55; Amër Abdulmunim Sulejmi, "Tejsir Ulumil hadith", fq.236.

9 Shih: Mena el-Katan, "Mebahith fi ulumi`l-hadith", fq.171; Fahrudin Ebibi, "Hyrje në shkencën e hadithit", 2, Shkup, 1999, fq.148.

10 Hakimi, "Ma`rifetu ulumu`l-hadith", daru Ibn Hazm, Bejrut, botimi i parë, 2003, fq.112.

# HADITHET THULATHIJAT NË SAHIHUN E BUHARIUT

Në veprën "Sahih" të imam Buhariut, janë përfshirë gjithsejt 22 hadithe me zinxhir Thulathijat:

حَدَّثَنَا مَكِّيُّ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، قَالَ: حَدَّثَنَا يَزِيدُ بْنُ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ، قَالَ: سَمِعْتُ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: «مَنْ يَقُلْ عَلَيَّ مَا لَمْ أَقُلْ فَلْيَتَبَوَّأْ مَقْعَدَهُ مِنَ النَّارِ».

**1.** Na ka përcjellur Mekiju ibn Ibrahim, i cili thotë: "Më ka përcjellur Jezid ibn Ebi Ubejdi, e ky nga Seleme (r.a.) i cili ka thënë: "E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Kush thotë nga unë diçka që nuk e kam thënë, le të përgatitë ulësen e tij prej Zjarri (në botën tjetër)".*[11]

[11] Buhariu, "Sahih", kitab el-Ilmu, bab ithmi men kedhebe alen-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.109.

Në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Mekiju ibn Ibrahimi[12]
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi[13]
3. Seleme r.a.[14]

---

[12] Mekij ibn Ibrahim ibn Beshir ibn Ferkad et-Temimi. Ka lindur në vitin 126 h në Belh, ndërsa ka vdekur në vitin 214 h. Ahmed ibn Hanbeli, Ixhliu dhe Darekutni kanë thënë se është i besueshëm. Jahja ibn Meini ka thënë se është i mirë (Salihun), Ebu Hatimi ka thënë se është prej të sinqertëve, kurse Nesaiu thotë se nuk ka diç të keqe te ai. Ka qenë prej dijetarëve që ka ndjekur medh-hebin Hanefij. (shih: Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 8/71, nr.2199; Ibn Ebi Hatim, "El-Xherh ve`t-Ta`dil", 8/441, nr.2011; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 28/476-482, nr.6170).

[13] Jezid ibn Ebi Ubejd, Ebu Halid el-Eslemiju el-Hixhazij, shërbëtorë i Seleme ibn Ekveiut r.a. Ka lindur në Medine, ndërsa ka vdekur në vitin 146 h. po në Medine. Ibn Sa`di thotë se ka qenë i besueshëm dhe ka përcjellur shumë hadithe. Ebu Davudi po ashtu ka thënë se është i besueshëm, kurse Ibn Hibani e ka përmendur në librin e tij mbi transmetuesit e besueshëm (Eth-Thikat") (shih: Ibn Sa`di, "Kitab Tabakatu`l-Kebir", 7/528, nr.2095; Ibn Hibani, "Kitabu`th-Thikat", 5/535; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 32/206-207, nr.7028).

[14] Seleme ibn Amër ibn Ekvei, Ebu Muslim el-Medeniju, i takon gjeneratës së sahabëve, ka marrë pjesë në shtatë luftëra me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, si Hudejbije, Hunejn, Hajber, etj. Ka qenë pjesëmarrës në besatimin nën pemë të Ridvanit. Për të, një herë i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë se Selemeja është njeriu më i mirë. Ka vdekur në vitin 74 h. në Medine, në moshën 80 vjeçare. (shih: Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 4/69, nr.1987; Ibn Sa`di, "Kitab Tabakatu`l-Kebir", 5/210-214, nr.870; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 11/301-302, nr.2462).

حَدَّثَنَا المَكِّيُّ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، قَالَ حَدَّثَنَا يَزِيدُ بْنُ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ، قَالَ: «كَانَ جِدَارُ المَسْجِدِ عِنْدَ المِنْبَرِ مَا كَادَتِ الشَّاةُ تَجُوزُهَا».

**2.** Na ka përcjellur Mekiju ibn Ibrahim, i cili thotë: "Më ka përcjellur Jezid ibn Ebi Ubejdi, e ky nga Seleme (r.a.) i cili ka thënë: "Mes murit të xhamisë dhe minberit,[15] kishte hapësirë aq sa pothuajse nuk ka mundur të kalojë delja".[16]

Edhe në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetuesit e njëjtë deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Mekiju ibn Ibrahimi
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme r.a.

---

[15] Bëhet fjalë për xhaminë dhe minberin në xhaminë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Medine.
[16] Buhariu, "Sahih", kitab es-Salatu, bab kadri kem jenbegi en jekune bejne`l-musal-li ve`s-sutreti, nr.497;

حَدَّثَنَا المَكِّيُّ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، قَالَ: حَدَّثَنَا يَزِيدُ بْنُ أَبِي عُبَيْدٍ، قَالَ: كُنْتُ آتِي مَعَ سَلَمَةَ بْنِ الأَكْوَعِ فَيُصَلِّي عِنْدَ الأُسْطُوَانَةِ الَّتِي عِنْدَ المُصْحَفِ، فَقُلْتُ: يَا أَبَا مُسْلِمٍ، أَرَاكَ تَتَحَرَّى الصَّلاَةَ عِنْدَ هَذِهِ الأُسْطُوَانَةِ، قَالَ: فَإِنِّي «رَأَيْتُ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَتَحَرَّى الصَّلاَةَ عِنْدَهَا».

**3.** Na ka përcjellur Mekiju ibn Ibrahim, i cili thotë: “Më ka përcjellur Jezid ibn Ebi Ubejdi i cili ka thënë: “Shkoja me Seleme ibn Ekve`en (në xhami) dhe ai falej te shtylla afër Mus`hafit (të Uthmanit) dhe unë i thash: “O Ebu Muslim, po të shoh se je duke u përpjekur të falesh te kjo shtyllë?” Ai tha: “E kam parë Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke u përpjekur për t`u falur tek ajo”.[17]

Edhe në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut, janë tre transmetuesit e njëjtë, deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Mekiju ibn Ibrahimi
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekvei r.a.

---

[17] Buhariu, “Sahih”, kitab es-Salatu, bab es-salati ile`l-ustuvaneti, nr.502;

حَدَّثَنَا المَكِّيُّ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، قَالَ: حَدَّثَنَا يَزِيدُ بْنُ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ، قَالَ: «كُنَّا نُصَلِّي مَعَ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ المَغْرِبَ إِذَا تَوَارَتْ بِالحِجَابِ».

**4.** Na ka përcjellur Mekiju ibn Ibrahim, i cili thotë: "Më ka përcjellur Jezid ibn Ebi Ubejdi, e ky nga Seleme (r.a.) i cili ka thënë: "Ne e kemi falur akshamin me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur (dielli) mbulohej (pas kodrës)".[18]

Edhe në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut, janë tre transmetuesit e njëjtë, deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Mekiju ibn Ibrahimi
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekvei r.a.

---

[18] Buhariu, "Sahih", kitab Mevakitu`s-Salati, bab vaktu`l-magribi, nr.561;

حَدَّثَنَا المَكِّيُّ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، حَدَّثَنَا يَزِيدُ بْنُ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ بْنِ الأَكْوَعِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: أَمَرَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ رَجُلًا مِنْ أَسْلَمَ: " أَنْ أَذِّنْ فِي النَّاسِ: أَنَّ مَنْ كَانَ أَكَلَ فَلْيَصُمْ بَقِيَّةَ يَوْمِهِ، وَمَنْ لَمْ يَكُنْ أَكَلَ فَلْيَصُمْ، فَإِنَّ اليَوْمَ يَوْمُ عَاشُورَاءَ ».

**5.** Na ka përcjellur Mekiju ibn Ibrahim, na ka përcjellur Jezid ibn Ebi Ubejdi, e ky nga Seleme ibn Ekvei r.a. i cili ka thënë: “Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e urdhëroi një njeri nga (fisi) Eslem që të kumtojë ndër njerëz: “Kush ka ngrënë, le të agjërojë pjesën tjetër të ngelur të ditës, e kush nuk ka ngrënë, le të agjërojë, sepse me të vërtetë kjo ditë, është dita e Ashurasë”.[19]

Edhe në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetuesit e njëjtë deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Mekiju ibn Ibrahimi
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekvei r.a.

[19] Buhariu, “Sahih”, kitab es-Saumu, bab sijami jaumi Ashurae, nr.2007;

حَدَّثَنَا المَكِّيُّ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، حَدَّثَنَا يَزِيدُ بْنُ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ بْنِ الأَكْوَعِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: كُنَّا جُلُوسًا عِنْدَ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، إِذْ أُتِيَ بِجَنَازَةٍ، فَقَالُوا: صَلِّ عَلَيْهَا، فَقَالَ: «هَلْ عَلَيْهِ دَيْنٌ؟» ، قَالُوا: لاَ، قَالَ: «فَهَلْ تَرَكَ شَيْئًا؟» ، قَالُوا: لاَ، فَصَلَّى عَلَيْهِ، ثُمَّ أُتِيَ بِجَنَازَةٍ أُخْرَى، فَقَالُوا: يَا رَسُولَ اللَّهِ، صَلِّ عَلَيْهَا، قَالَ: «هَلْ عَلَيْهِ دَيْنٌ؟» قِيلَ: نَعَمْ، قَالَ: «فَهَلْ تَرَكَ شَيْئًا؟» ، قَالُوا: ثَلاَثَةَ دَنَانِيرَ، فَصَلَّى عَلَيْهَا، ثُمَّ أُتِيَ بِالثَّالِثَةِ، فَقَالُوا: صَلِّ عَلَيْهَا، قَالَ: «هَلْ تَرَكَ شَيْئًا؟» ، قَالُوا: لاَ، قَالَ: «فَهَلْ عَلَيْهِ دَيْنٌ؟» ، قَالُوا: ثَلاَثَةُ دَنَانِيرَ، قَالَ: «صَلُّوا عَلَى صَاحِبِكُمْ» ، قَالَ أَبُو قَتَادَةَ صَلِّ عَلَيْهِ يَا رَسُولَ اللَّهِ وَعَلَيَّ دَيْنُهُ، فَصَلَّى عَلَيْهِ.

**6.** Na ka përcjellur Mekiju ibn Ibrahim, na ka përcjellur Jezid ibn Ebi Ubejde, e ky nga Seleme ibn Ekvei r.a. i cili ka thënë: “Ishim ulur me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, para të cilit sollën një xhenaze dhe i thanë: “Falja namazin (e xhenazes)?” Ai tha: *“A ka ndonjë borxh?”* Thanë: “Jo”. Ai pyeti: *“A ka lënë pas vetes diçka?”* Thanë: “Jo”. Me këtë rast, ai ia fali namazin e xhenazes. Më pas ia sollën një xhenaze tjetër, dhe i thanë: “O i Dërguari i Allahut! Falja namazin (e xhenazes)?” Ai tha: *“A ka ndonjë borxh?”* Thanë: “Po”. Ai pyeti: *“A ka lënë pas vetes diçka?”* Thanë: “Ka lënë tre dinarë”. Me këtë rast, ai ia fali namazin e xhenazes. Më pas ia sollën një xhenaze të

tretë dhe thanë: “Falja namazin (e xhenazes)?” Ai pyeti: *“A ka lënë pas vetes diçka?”* Thanë: “Jo”. Ai tha: *“A ka ndonjë borxh?”* Thanë: “(Po), tre dinarë”. Ai tha: *“Faleni ju namazin e shokut tuaj”.* Ebu Katade tha: “O i Dërguari i Allahut! Falja namazin, ndërsa unë e marr borxhin e tij (për ta shpaguar)”. Atëherë (Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem) ia fali namazin (e xhenazes)”.[20]

Edhe në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut, janë tre transmetuesit e njëjtë deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Mekiju ibn Ibrahimi
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekvei r.a.

---

[20] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Havalatu, bab in ehale dejne`l-mejjiti ala rexhulin xhaze, nr.2289;

حَدَّثَنَا المَكِّيُّ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، حَدَّثَنَا يَزِيدُ بْنُ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: بَايَعْتُ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، ثُمَّ عَدَلْتُ إِلَى ظِلِّ الشَّجَرَةِ، فَلَمَّا خَفَّ النَّاسُ قَالَ: «يَا ابْنَ الأَكْوَعِ أَلاَ تُبَايِعُ؟» قَالَ: قُلْتُ: قَدْ بَايَعْتُ يَا رَسُولَ اللَّهِ، قَالَ: «وَأَيْضًا» فَبَايَعْتُهُ الثَّانِيَةَ، فَقُلْتُ لَهُ: يَا أَبَا مُسْلِمٍ عَلَى أَيِّ شَيْءٍ كُنْتُمْ تُبَايِعُونَ يَوْمَئِذٍ؟ قَالَ: عَلَى المَوْتِ.

**7.** Na ka përcjellur Mekiju ibn Ibrahim, na ka përcjellur Jezid ibn Ebi Ubejde, e ky nga Seleme r.a. i cili ka thënë: “I dhashë besën Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe pastaj shkova nën hijen e një peme. Kur u pakësuan njerëzit, ai tha: *“O biri i Ekveit, a nuk do të më japësh besën?”* Tha: “Thashë: “Veçse të dhashë besën o i Dërguari i Allahut?!” Ai më tha: *“Përsëri”.* E unë i dhashë besën për së dyti”. Unë (Jezidi) e pyeta (Selemen): “O Ebu Muslim, atë ditë për çfarë ia dhatë besën Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem?” Ai më tha: “Për vdekje” (për ta pasuar deri në vdekje).[21]

[21] Buhariu, “Sahih”, kitab el-Xhihadi ve`s-sijeri, bab el-bej`ati fi`l-harbi en la jefirru, nr.2960;

Edhe në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetuesit e njëjtë deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Mekiju ibn Ibrahimi
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekvei r.a.

حَدَّثَنَا المكِّيُّ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، أَخْبَرَنَا يَزِيدُ بْنُ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ، أَنَّهُ أَخْبَرَهُ قَالَ: خَرَجْتُ مِنَ المَدِينَةِ ذَاهِبًا نَحْوَ الغَابَةِ، حَتَّى إِذَا كُنْتُ بِثَنِيَّةِ الغَابَةِ، لَقِيَنِي غُلاَمٌ لِعَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ عَوْفٍ، قُلْتُ: وَيْحَكَ مَا بِكَ؟ قَالَ: أُخِذَتْ لِقَاحُ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قُلْتُ: مَنْ أَخَذَهَا؟ قَالَ: غَطَفَانُ، وَفَزَارَةُ فَصَرَخْتُ ثَلاَثَ صَرَخَاتٍ أَسْمَعْتُ مَا بَيْنَ لاَبَتَيْهَا: يَا صَبَاحَاهْ يَا صَبَاحَاهْ، ثُمَّ انْدَفَعْتُ حَتَّى أَلْقَاهُمْ، وَقَدْ أَخَذُوهَا، فَجَعَلْتُ أَرْمِيهِمْ، وَأَقُولُ:

أَنَا ابْنُ الأَكْوَعِ ... وَاليَوْمُ يَوْمُ الرُّضَّعْ

فَاسْتَنْقَذْتُهَا مِنْهُمْ قَبْلَ أَنْ يَشْرَبُوا، فَأَقْبَلْتُ بِهَا أَسُوقُهَا، فَلَقِيَنِي النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فَقُلْتُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ إِنَّ القَوْمَ عِطَاشٌ، وَإِنِّي أَعْجَلْتُهُمْ أَنْ يَشْرَبُوا سِقْيَهُمْ، فَابْعَثْ فِي إِثْرِهِمْ، فَقَالَ: " يَا ابْنَ الأَكْوَعِ: مَلَكْتَ، فَأَسْجِحْ إِنَّ القَوْمَ يُقْرَوْنَ فِي قَوْمِهِمْ ".

**8.** Na ka përcjellur Mekiju ibn Ibrahim, na ka informuar Jezid ibn Ebi Ubejde, e ky nga Seleme r.a. i cili e ka informuar duke thënë: “Dola nga Medineja dhe shkova në drejtim të malit. Kur mbërrita në një rrugë malore, më takoi një shërbëtor i Abdurahman ibn Aufit (r.a.) të cilit i thashë: “Mjerë ti! Çka të solli këtu?” Ai tha: “Kanë marrë devetë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem!”. I thashë: “Kush i ka marrë?” Ai mu përgjigj: “(Fiset) Gatafan dhe Fezare”. Kështu unë thirra me tri britma të cilën e dëgjuan që të gjithë mes maleve: “Ja Sabahah! Ja Sabahah!” Pastaj nxitova

derisa i arrita dhe fillova t`i gjuaj dhe nisa të recitojë (vargjet): "Unë jam biri i Ekvesë, e kjo ditë është ditë e shkatërrimit tuaj". Në këtë mënyrë i shpëtova devetë prej tyre para se t`ua pinë qumështin. Unë u ktheva me ta dhe i morra përpara, e kur e takova Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem i thashë: "O i Dërguari i Allahut! Ata njerëz janë të etur, ndërsa unë i ndalova që të pinë, a mund të dërgosh disa njerëz që t`i ndjekin?!" Ai më tha: *"O biri i Ekvesë, ti fitove, kështu që fali ata. Për më tepër, ata tani po zbaviten e po qetësohen pranë njerëzve të tyre".*[22]

Edhe në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut, janë tre transmetuesit e njëjtë, deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Mekiju ibn Ibrahimi
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekvei r.a.

[22] Buhariu, "Sahih", kitab el-Xhihadi ve`s-sijeri, bab men rea`l-aduvve fe nada bi a`la sautihi, nr.3041;

حَدَّثَنَا المَكِّيُّ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، حَدَّثَنَا يَزِيدُ بْنُ أَبِي عُبَيْدٍ، قَالَ: رَأَيْتُ أَثَرَ ضَرْبَةٍ فِي سَاقِ سَلَمَةَ، فَقُلْتُ يَا أَبَا مُسْلِمٍ، مَا هَذِهِ الضَّرْبَةُ؟ فَقَالَ: هَذِهِ ضَرْبَةٌ أَصَابَتْنِي يَوْمَ خَيْبَرَ، فَقَالَ النَّاسُ: أُصِيبَ سَلَمَةُ، فَأَتَيْتُ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ «فَنَفَثَ فِيهِ ثَلاَثَ نَفَثَاتٍ، فَمَا اشْتَكَيْتُهَا حَتَّى السَّاعَةِ».

**9.** Na ka përcjellur Mekiju ibn Ibrahim, na ka përcjellur Jezid ibn Ebi Ubejde, i cili ka thënë: "Pashë gjurmë të plagës në këmbën e Selemes (r.a.) dhe i thashë: "O Ebu Muslim! Çka janë këto plagë?" Ai tha: "Këto të rëna (plagë) më goditën ditën e Hajberit, e njerëzit thoshin: "E qëlluan Selemen". Unë shkova te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e ai më fryu në të me tre fryrje, e që atëherë nuk jam ankuar deri në këtë çast".[23]

Edhe në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetuesit e njëjtë deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Mekiju ibn Ibrahimi
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekvei r.a.

---

[23] Buhariu, "Sahih", kitab el-Megazi, bab gazvetu Hajbere, nr.4206;

حَدَّثَنَا المكِّيُّ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، قَالَ: حَدَّثَنِي يَزِيدُ بْنُ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ بْنِ الأَكْوَعِ، قَالَ: لَمَّا أَمْسَوْا يَوْمَ فَتَحُوا خَيْبَرَ، أَوْقَدُوا النِّيرَانَ، قَالَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «عَلاَمَ أَوْقَدْتُمْ هَذِهِ النِّيرَانَ؟» قَالُوا: لُحُومِ الحُمُرِ الإِنْسِيَّةِ، قَالَ: «أَهْرِيقُوا مَا فِيهَا، وَاكْسِرُوا قُدُورَهَا» فَقَامَ رَجُلٌ مِنَ القَوْمِ، فَقَالَ: نُهَرِيقُ مَا فِيهَا وَنَغْسِلُهَا، فَقَالَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «أَوْ ذَاكَ».

**10.** Na ka përcjellur Mekiju ibn Ibrahim i cili ka thënë: “Na ka përcjellur Jezid ibn Ebi Ubejdi nga Seleme ibn Ekvei (r.a.) i cili ka thënë: “Kur ra nata pasi e çliruam Hajberin, u ndezën zjarre, e Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Për çfarë i keni ndezur këto zjarre?”* (Njerëzit) thanë: “Për (të zier në to) mish të gomerëve shtëpiak”. Ai tha: *“Derdhni çka ka në to dhe thyeni enët e tyre”.* Një njeri në mesin e popullit u ngrit dhe tha: “A bën ta derdhim atë që është aty dhe t`i lajmë (enët)”. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Mundet edhe ashtu”.*[24]

[24] Buhariu, “Sahih”, kitab edh-Dhebaihu ve`s-sajdu, bab anijeti`l-mexhusi ve`l-mejteti, nr.5497;

Edhe në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetuesit e njëjtë deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Mekiju ibn Ibrahimi
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekvei r.a.

حَدَّثَنَا المَكِّيُّ بْنُ إِبْرَاهِيمَ، حَدَّثَنَا يَزِيدُ بْنُ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ، قَالَ: خَرَجْنَا مَعَ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ إِلَى خَيْبَرَ، فَقَالَ رَجُلٌ مِنْهُمْ: أَسْمِعْنَا يَا عَامِرُ مِنْ هُنَيْهَاتِكَ، فَحَدَا بِهِمْ، فَقَالَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «مَنِ السَّائِقُ» قَالُوا: عَامِرٌ، فَقَالَ: «رَحِمَهُ اللَّهُ» فَقَالُوا: يَا رَسُولَ اللَّهِ، هَلَّا أَمْتَعْتَنَا بِهِ، فَأُصِيبَ صَبِيحَةَ لَيْلَتِهِ، فَقَالَ القَوْمُ: حَبِطَ عَمَلُهُ، قَتَلَ نَفْسَهُ، فَلَمَّا رَجَعْتُ وَهُمْ يَتَحَدَّثُونَ أَنَّ عَامِرًا حَبِطَ عَمَلُهُ، فَجِئْتُ إِلَى النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَقُلْتُ: يَا نَبِيَّ اللَّهِ، فَدَاكَ أَبِي وَأُمِّي، زَعَمُوا أَنَّ عَامِرًا حَبِطَ عَمَلُهُ، فَقَالَ: «كَذَبَ مَنْ قَالَهَا، إِنَّ لَهُ لَأَجْرَيْنِ اثْنَيْنِ، إِنَّهُ لَجَاهِدٌ مُجَاهِدٌ، وَأَيُّ قَتْلٍ يَزِيدُهُ عَلَيْهِ».

**11.** Na ka përcjellur Mekiju ibn Ibrahim, na ka përcjellur Jezid ibn Ebi Ubejdi nga Seleme (r.a.) i cili ka thënë: “Dolëm me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem për në Hajber, e një njeri prej tyre tha: “Të dëgjojmë o Amir prej ninullave tua e na prij përmes tyre”. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: *“Kush po i nget?”* Thanë: “Amiri” Ai tha: *“E mëshiroftë Allahu”.* (Njerëzit) thanë: “O i Dërguari i Allahut! A nuk na lejon që të na kënaq (me recitimet e tija)?” Por ai (Amiri) gjatë natës e goditi veten (dhe vdiq). (Njerëzit) thanë: “Iu zhdukën veprat, sepse e mbyti veten”. Kur u ktheva unë, ata ende flisnin se si Amirit iu zhdukën veprat, e unë shkova te Pejgamberi sal-

lallahu alejhi ve sel-lem dhe i thashë: “O i Pejgamber i Allahut! Bëfsha kurban babain dhe nënën për ty, njerëzit pretendojnë se Amirit iu kanë zhdukur veprat e tija!”. Ai tha: *“Gënjen kush thotë kështu, sepse ai i ka dy shpërblime, ai u përpoq në luftë dhe u vra, e cila vrasje mund t`ia tejkalojë atij?!”.*[25]

Edhe në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetuesit e njëjtë deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Mekiju ibn Ibrahimi
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekvei r.a.

[25] Buhariu, “Sahih”, kitab ed-Dijati, bab idha katele nefsehu hataen fela dijete lehu, nr.6891;

حَدَّثَنَا أَبُو عَاصِمٍ، عَنْ يَزِيدَ بْنِ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ بْنِ الأَكْوَعِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: أَنَّ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بَعَثَ رَجُلًا يُنَادِي فِي النَّاسِ يَوْمَ عَاشُورَاءَ «إِنَّ مَنْ أَكَلَ فَلْيُتِمَّ أَوْ فَلْيَصُمْ، وَمَنْ لَمْ يَأْكُلْ فَلاَ يَأْكُلْ».

**12.** Na ka përcjellur Ebu Asimi, nga Jezid ibn Ebi Ubejdi, e ky nga Seleme ibn Ekvei r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në ditën e Ashurasë, ka dërguar një njeri që të kumtojë në mesin e njerëzve: “Kush ka ngrënë, le ta plotësojë apo le të agjërojë (në pjesën e mbetur të ditës), e kush nuk ka ngrënë, të mos hajë”.[26]

[26] Buhariu, “Sahih”, kitab es-Saumu, bab idha neva bi`n-nehari saumen, nr.1924;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ebu Asim[27]
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme r.a.

---

[27] Dahhak ibn Mahled ibn Dahhak ibn Muslim ibn Dahhak esh-Shejbani, i njohur me nofkën Ebu Asim, ka jetuar në Basra, ka lindur në vitin 121 h, ndërsa ka vdekur në vitin 211 h. më 14 Dhul-hixhe, gjatë hilafetit të Abdullah ibn Harunit. Jahja ibn Meini për të ka thënë se është i besueshëm. Kështu e ka vlerësuar edhe Ixhliu. Ebu Hatimi ka thënë se është i sinqertë. Ibn Sa`di ka thënë se është i besueshëm dhe ka qenë jurist. Dhehebiu thotë se Ebu Asimi është imami Hafidh, dijetari i muhadithëve të besueshëm. Buhariu thotë se Ebu Asimi ka thënë: "Prej momentit që e kam kuptuar se përgojimi është haram, prej atij çasti asnjëherë më nuk kam përgojuar". Ebu Davudi thotë se ka ditur përafërsisht 1000 hadithe përmendësh. (Ibn Ebi Hatim, "El-Xherh ve`t-Ta`dil", 4/463, nr.2042; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 13/281-291, nr.2927; Dhehebiu, "Sijeru A`lami`n-Nubela", 9/480-485, nr.178; etj).

حَدَّثَنَا أَبُو عَاصِمٍ، عَنْ يَزِيدَ بْنِ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ بْنِ الأَكْوَعِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: أَنَّ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ أُتِيَ بِجَنَازَةٍ لِيُصَلِّيَ عَلَيْهَا، فَقَالَ: «هَلْ عَلَيْهِ مِنْ دَيْنٍ؟» ، قَالُوا: لاَ، فَصَلَّى عَلَيْهِ، ثُمَّ أُتِيَ بِجَنَازَةٍ أُخْرَى، فَقَالَ: «هَلْ عَلَيْهِ مِنْ دَيْنٍ؟» ، قَالُوا: نَعَمْ، قَالَ: «صَلُّوا عَلَى صَاحِبِكُمْ» ، قَالَ: أَبُو قَتَادَةَ عَلَيَّ دَيْنُهُ يَا رَسُولَ اللَّهِ، فَصَلَّى عَلَيْهِ.

**13.** Na ka përcjellur Ebu Asimi, nga Jezid ibn Ebi Ubejdi, e ky nga Seleme ibn Ekvei r.a. se para Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem sollën një xhenaze, që t`ia falë namazin atij, e ai tha: *"A ka borxh?"* Thanë: "Jo". Atëherë ai ia fali atij (namazin). Më pas e sollën një xhenaze tjetër, e ai tha: *"A ka borxh?"* Thanë: "Po". Ai tha: *"Faleni ju namazin e shokut tuaj".* (Seleme) tha: "Ebu Katade i tha: "Unë e marr përsipër borxhin e tij o i Dërguari i Allahut!" Atëherë ia fali (namazin) atij".[28]

[28] Buhariu, "Sahih", kitab el-Kefaletu, bab men tekef-fele an mejjitin dejnen fe lejse lehu en jerxhia, nr.2295;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ebu Asim
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme r.a.

حَدَّثَنَا أَبُو عَاصِمٍ الضَّحَّاكُ بْنُ مَخْلَدٍ، عَنْ يَزِيدَ بْنِ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ بْنِ الأَكْوَعِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ: أَنَّ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ رَأَى نِيرَانًا تُوقَدُ يَوْمَ خَيْبَرَ، قَالَ: «عَلَى مَا تُوقَدُ هَذِهِ النِّيرَانُ؟»، قَالُوا عَلَى الحُمُرِ الإِنْسِيَّةِ، قَالَ: «اكْسِرُوهَا، وَأَهْرِقُوهَا»، قَالُوا: أَلاَ نُهَرِيقُهَا، وَنَغْسِلُهَا، قَالَ: «اغْسِلُوا»، قَالَ أَبُو عَبْدِ اللَّهِ: " كَانَ ابْنُ أَبِي أُوَيْسٍ يَقُولُ: الحُمُرِ الأَنْسِيَّةِ بِنَصْبِ الأَلِفِ وَالنُّونِ ".

**14.** Na ka përcjellur Ebu Asim Dahhak ibn Mahledi, nga Jezid ibn Ebi Ubejdi, e ky nga Seleme ibn Ekvei r.a. se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka parë zjarre të ndezura në ditën e Hajberit dhe ka thënë: *"Për çka janë ndezur këto zjarre?"* (Njerëzit) thanë: "Për (të zier në to) gomerë shtëpiakë". Ai tha: *"Thyeni dhe derdhni ato".* (Njerëzit) thanë: "A nuk bën që ta derdhim (mishin që është zier në to) dhe t`i lajmë (tenxheret sepse kemi nevojë për to)?" Ai tha: *"(Në rregull) lani ato".* Ebu Abdullahu ka thënë: "Ibn Ebi Uvejsi thoshte: "Gomerët shtëpiak (teksti në arabisht *el-Humuri`l-ensijeti*) lexohet elifi dhe nuni me vokalin E".[29]

---

[29] Buhariu, "Sahih", kitab el-Medhalimi, bab hel tukseru`d-dinanu, nr.2477;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ebu Asim Dahhak ibn Mahled
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme r.a.

حَدَّثَنَا أَبُو عَاصِمٍ الضَّحَّاكُ بْنُ مَخْلَدٍ، حَدَّثَنَا يَزِيدُ بْنُ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ بْنِ الأَكْوَعِ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: «غَزَوْتُ مَعَ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ سَبْعَ غَزَوَاتٍ، وَغَزَوْتُ مَعَ ابْنِ حَارِثَةَ اسْتَعْمَلَهُ عَلَيْنَا».

**15.** Na ka përcjellur Ebu Asim Dahhak ibn Mahledi, na ka përcjellur Jezid ibn Ebi Ubejdi, nga Seleme ibn Ekvei r.a. i cili ka thënë: "Kam luftuar bashkë me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në shtatë luftëra, si dhe kam luftuar bashkë me Ibn Harithen, të cilin e kishte caktuar udhëheqës tonin".[30]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ebu Asim Dahhak ibn Mahled
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekvei r.a.

---

[30] Buhariu, "Sahih", kitab el-Megazi, bab ba`thu`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem Usamete, nr.4272;

حَدَّثَنَا أَبُو عَاصِمٍ، عَنْ يَزِيدَ بْنِ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ بْنِ الأَكْوَعِ، قَالَ: قَالَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «مَنْ ضَحَّى مِنْكُمْ فَلاَ يُصْبِحَنَّ بَعْدَ ثَالِثَةٍ وَبَقِيَ فِي بَيْتِهِ مِنْهُ شَيْءٌ» فَلَمَّا كَانَ العَامُ المُقْبِلُ، قَالُوا: يَا رَسُولَ اللَّهِ، نَفْعَلُ كَمَا فَعَلْنَا عَامَ المَاضِي؟ قَالَ: «كُلُوا وَأَطْعِمُوا وَادَّخِرُوا، فَإِنَّ ذَلِكَ العَامَ كَانَ بِالنَّاسِ جَهْدٌ، فَأَرَدْتُ أَنْ تُعِينُوا فِيهَا».

**16.** Na ka përcjellur Ebu Asim, nga Jezid ibn Ebi Ubejdi, e ky nga Seleme ibn Ekvei (r.a.) i cili ka thënë: "Ka thënë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem: *"Kush ka bërë kurban prej jush, të mos e zë mëngjesi i pas ditës së tretë, e t`i ketë ngelur në shëpinë e tij ende diçka (nga mishi i kurbanit)".* Në vitin e ardhshëm, (njerëzit) thanë: "O i Dërguari i Allahut! A të veprojmë siç vepruam në vitin e kaluar?" Ai tha: *"Hani prej tij, ushqeni edhe të tjerët dhe ruani prej tij, sepse atë vit njerëzit ishin në vështirësi dhe unë desha që t`i ndihmoni (nevojtarët)".*[31]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ebu Asim Dahhak ibn Mahled
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekvei r.a.

---

[31] Buhariu, "Sahih", kitab el-Edahijju, bab ma ju`kelu min luhumi`l-edahijji ve ma jutezevvedu minha, nr.5569;

حَدَّثَنَا أَبُو عَاصِمٍ، عَنْ يَزِيدَ بْنِ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ، قَالَ: بَايَعْنَا النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ تَحْتَ الشَّجَرَةِ، فَقَالَ لِي: «يَا سَلَمَةُ أَلاَ تُبَايِعُ؟» ، قُلْتُ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، قَدْ بَايَعْتُ فِي الأَوَّلِ، قَالَ: «وَفِي الثَّانِي».

**17.** Na ka përcjellur Ebu Asimi nga Jezid ibn Ebi Ubejdi, e ky nga Seleme (r.a.) i cili ka thënë: "Iu besatuam Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem nën pemë dhe ai më tha: *"O Seleme, a nuk do të më besatohesh?"* I thashë: "O i Dërguari i Allahut! T`u besatova në rradhën e parë!". Ai më tha: *"Edhe për së dyti".*[32]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ebu Asim
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekvei r.a.

[32] Buhariu, "Sahih", kitab el-Ahkami, bab men bajea merretejni, nr.7208;

حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ عَبْدِ اللَّهِ الأَنْصَارِيُّ، قَالَ: حَدَّثَنِي حُمَيْدٌ، أَنَّ أَنَسًا، حَدَّثَهُمْ: أَنَّ الرُّبَيِّعَ وَهِيَ ابْنَةُ النَّضْرِ كَسَرَتْ ثَنِيَّةَ جَارِيَةٍ، فَطَلَبُوا الأَرْشَ، وَطَلَبُوا العَفْوَ، فَأَبَوْا، فَأَتَوُا النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فَأَمَرَهُمْ بِالقِصَاصِ، فَقَالَ أَنَسُ بْنُ النَّضْرِ: أَتُكْسَرُ ثَنِيَّةُ الرُّبَيِّعِ يَا رَسُولَ اللَّهِ، لاَ وَالَّذِي بَعَثَكَ بِالحَقِّ، لاَ تُكْسَرُ ثَنِيَّتُهَا، فَقَالَ: «يَا أَنَسُ كِتَابُ اللَّهِ القِصَاصُ» ، فَرَضِيَ القَوْمُ وَعَفَوْا، فَقَالَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «إِنَّ مِنْ عِبَادِ اللَّهِ مَنْ لَوْ أَقْسَمَ عَلَى اللَّهِ لَأَبَرَّهُ» زَادَ الفَزَارِيُّ، عَنْ حُمَيْدٍ، عَنْ أَنَسٍ، فَرَضِيَ القَوْمُ وَقَبِلُوا الأَرْشَ.

**18.** Na ka përcjellur Muhamed ibn Abdullah el-Ensariju i cili ka thënë: “Më ka përcjellur Humejdi se Enesi (r.a.) u ka përcjellur atyre: “Se Rubejia e cila ishte bija e Nadrit, ia theu dhëmbin e përparëm një vajze. Ata kërkuan dëmshpërblimin, e këta tjerët kërkuan falje, por ata refuzuan. Andaj shkuan te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, ndërsa ai urdhëroi për dënim (Kisas). Enes ibn Nadri tha: “O i Dërguari i Allahut! A t`i thehet dhëmbi i përparë Rubejies! Jo pasha Atë që të ka dërguar me të vërtetën, nuk ka t`i thehet dhëmbi”. Ai i tha: “O Enes, Libri i Allahut (urdhëron) Kisas”. Populli (i vajzës tjetër) u pajtuan dhe ua falën, e Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Me të vërtetë, ka prej robërve të Allahut (xh.sh.) të cilët nëse betohen në Allahun, ai u jep mirësi”.* Fezariju ka shtuar duke përcjellur prej Humejdit, e ky nga Enesi (r.a.) se

populli (i vajzës së dëmtuar) u pajtuan dhe pranuan dëmshpërblimin”.[33]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Muhamed ibn Abdullah el-Ensariju[34]
2. Humejdi[35]

---

[33] Buhariu, “Sahih”, kitab es-Sulhu, bab es-sulhi fi`d-dijeti, nr.2703;

[34] Muhamed ibn Abdullah ibn Muthenna ibn Abdullah ibn Enes ibn Malik el-Ensariju, i njohur me nofkën Ebu Abdullah. Ka lindur në Basra në vitin 118 h dhe aty ka vdekur në muajin Rexheb, në vitin 214 h. Ka qenë gjykatës në Basra gjatë sundimit të Harun Reshidit. Ka qenë gjykatës në Bagdad në kohën e Me`munit. Jahja ibn Meini ka thënë se është i besueshëm, kurse Ebu Hatimi e ka vlerësuar të sinqertë. Po ashtu ka thënë se tre dijetarë i vlerëson si elita e dijetarëve: Ahmed ibn Hanbelin, Sulejman ibn Davud el-Hashimijun dhe Muhamed ibn Abdullah el-Ensarijun. Ebi Davudi ka thënë se ka ndryshuar shumë (në memorie). Nesaiu thotë se nuk ka diç të keqe tek ai. Ka qenë ndjekës i mësimeve të Zufer ibn Hudhejllit dhe Ebu Jusufit (nga nxënësit e Ebu Hanifes). Dhehebiu thotë se është imam el-Alame muhadith, që i ri ka filluar të kërkojë diturinë. (Ibn Ebi Hatim, “Xherh ve`t-Ta`dil”, 7/305, nr.1655; Mizziu, “Tehdhibu`l-Kemal”, 25/539-549, nr.5372; Dhehebiu, “Sijeru A`lami`n-Nubelai”, 9/532-538, nr.207; etj).

[35] Humejd ibn Ebi Humejd et-Tavil el-Basrij el-Huzaiju, njihet me nofkën Ebu Ubejde. Ka lindur në vitin 68 h, në Basra dhe aty ka vdekur në vitin 143 h. në fillim të hilafetit të Ebu Xha`ferit. Ka lindur në vitin që ka vdekur Ibn Abasi r.a. Buhariu përcjell prej El-Esmeijut i cili thotë se e ka parë Humejdin, por thotë se ai nuk ishte shumë i gjatë (sepse nofkën e kishte “Et-Tavil” apo i gjati) por thotë i kishte krahët e gjatë. Jahja ibn Meini thotë se është i

## 3. Enesi r.a.[36]

---

besueshëm. Ixhliu thotë se ishte prej tabiinëve dhe ishte i besueshëm. Ebu Hatimi thotë se ishte i besueshëm, nuk ka të keqe tek ai. Ibn Hirashi thotë se ishte i besueshëm dhe i sinqertë. Jahja ibn Seidi thotë se ka vdekur duke qenë në namaz duke qëndruar në këmbë. Dhehebiu thotë se ka qenë imam dhe hafidh. Ibn Ujejne thotë se Humejdi ka filluar t`i ngatërrojë transmetimet nga Enesi dhe Thabiti. Shu`be thotë se Humejdi ka dëgjuar 24 hadithe nga Enesi r.a., ndërsa tjerat i ka dëgjuar përmes Thabitit. (Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 3/219, nr.961; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 7/355-365, nr.1525; Dhehebiu, "Sijeru A`lami`n-Nubelai", 6/163-169, nr.78; etj).

[36] Enes ibn Malik ibn Nadër ibn Damdam ibn Zejd ibn Haram ibn Xhundeb ibn Amir ibn Ganem ibn Adiju El-Ensarij en-Nexharij el-Medenij, njihet me nofkën Ebu Hamza. Ka vdekur në vitin 93 h, në Basra në moshën 107 vjeçare. Ka qenë shërbëtorë i Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem përgjatë dhjetë viteve. Nëna e tij ishte Ummu Sulejmi bija e Milhanit. Ajo e kishte dërguar si fëmijë të vogël te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem që të lutet për të, ndërsa i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem u lut për të duke thënë: *"O Allahu im, shtoja atij pasurinë dhe fëmijët, si dhe mundësoja Xhenetin".* Enesi thotë se i kam përjetuar këto dy të parat, e shpresoj që ta fitojë edhe të tretën. Në një transmetim tjetër thuhet se është lutur që t`i jep jetë të gjatë. Ka marrë pjesë bashkë me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Hudejbije, në Umren dhe Haxhin me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, çlirimin e Mekes, betejën e Hunejnit, Taifit dhe Hajberit. Kur e falte namazin, e zgjaste qëndrimin në këmbë saqë në këmbë i mblidhej gjak. Ali ibn Medeniu thotë se sahabiu i fundit që ka qëndruar në Basra ka qenë Enes ibn Maliku r.a. Muveriku në ditën që ka vdekur Enesi r.a. ka thënë: "Sot ka shkuar gjysma e diturisë". (Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 2/286, nr.1036; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 3/353-378, nr.568; etj).

حَدَّثَنَا مُحَمَّدُ بْنُ عَبْدِ اللَّهِ الأَنْصَارِيُّ، حَدَّثَنَا حُمَيْدٌ، أَنَّ أَنَسًا، حَدَّثَهُمْ عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: «كِتَابُ اللَّهِ القِصَاصُ».

**19.** Na ka përcjellur Muhamed ibn Abdullah el-Ensariju, na ka përcjellur Humejdi, se me të vërtetë Enesi (r.a.) i ka përcjellur atij nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: *"Sipas Librit të Allahut është urdhëruar hakmarrja (Kisasi)".*[37]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Muhamed ibn Abdullah el-Ensariju
2. Humejdi
3. Enesi r.a.

---

[37] Buhariu, "Sahih", kitab et-Tefsiri, sureti`l-Bekareti, bab ja ejjuhel-ledhine amenu kutibe alejkumu`l-kisasu fi`l-katla, nr.4499;

حَدَّثَنَا الأَنْصَارِيُّ، حَدَّثَنَا حُمَيْدٌ، عَنْ أَنَسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ «أَنَّ ابْنَةَ النَّضْرِ لَطَمَتْ جَارِيَةً فَكَسَرَتْ ثَنِيَّتَهَا، فَأَتَوُا النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَأَمَرَ بِالقِصَاصِ».

**20.** Na ka përcjellur el-Ensariju, na ka përcjellur Humejdi, nga Enesi r.a. se me të vërtetë, bija e Nadrit e kishte goditur një vajzë dhe ia theu dhëmbin e përparmë. Erdhën te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ai urdhëroi për hakmarrje (*Kisas*)".[38]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. El-Ensariju
2. Humejdi
3. Enesi r.a.

---

[38] Buhariu, "Sahih", kitab ed-Dijati, bab es-sinne bi`s-sinni, nr.6894;

حَدَّثَنَا خَلَّادُ بْنُ يَحْيَى، حَدَّثَنَا عِيسَى بْنُ طَهْمَانَ، قَالَ: سَمِعْتُ أَنَسَ بْنَ مَالِكٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، يَقُولُ: " نَزَلَتْ آيَةُ الحِجَابِ فِي زَيْنَبَ بِنْتِ جَحْشٍ، وَأَطْعَمَ عَلَيْهَا يَوْمَئِذٍ خُبْزًا وَلَحْمًا، وَكَانَتْ تَفْخَرُ عَلَى نِسَاءِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، وَكَانَتْ تَقُولُ: إِنَّ اللَّهَ أَنْكَحَنِي فِي السَّمَاءِ ".

**21.** Na ka përcjellur Hal-lad ibn Jahja, na ka përcjellur Isa ibn Tahmani i cili ka thënë: "E kam dëgjuar Enes ibn Malikun r.a. duke thënë: "Zbriti ajeti i mbulesës për shkak të Zejneb binti Xhahshit (r.a.h.). Atë ditë ajo kishte ushqyer të tjerët me bukë dhe mish. Ajo krenohej para grave tjera të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe thoshte: "Me të vërtetë Allahu (xh.sh.) më martoi mua (me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem) (me urdhër) nga qielli".[39]

---

[39] Buhariu, "Sahih", kitab et-Teuhidi, bab ve kane arshuhu ale`l-mai, nr.7421;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Hal-lad ibn Jahja[40]
2. Isa ibn Tahmani[41]
3. Enes ibn Maliku r.a.

---

[40] Hal-lad ibn Jahja ibn Safvan es-Sulemiju, njihet me nofkën Ebu Muhamed, ka jetuar në Meke, ku edhe ka vdekur në vitin 213 apo 217 h. Ahmed ibn Hanbeli thotë se ka qenë i besueshëm, apo i sinqertë, por kishte mendime me të cilat anonte kah murxhitë. Ibn Numejri thotë se ka qenë i sinqertë, por në hadithet e tij kishte lëshime. Ebu Hatimi thotë se ka gjendje të sinqertë, ndërsa Ebu Davudi thotë se nuk ka të keqe tek ai. Ibn Hibani e regjistron në librin e tij mbi transmetuesit e besueshëm (Eth-Thikat). Darekutni dhe Ixhliu thonë se ka qenë i besueshëm. Dhehebiu e quan imami muhadith. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 3/189, nr.638; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 3/368, nr.1675; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 8/229; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 8/359-362, nr.1741; Dhehebiu, "Sijeru A`lami`n-Nubelai", 10/164-165, nr.27; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 1/557-558; etj).

[41] Isa ibn Tahman ibn Rameti el-Xhushemiju, njihet me nofkën Ebu Bekër, ka jetuar në Kufe, vdiq para vitit 160 h. Ahmed ibn Hanbeli thotë se ka qenë dijetarë i besueshëm, nuk ka gjë të keqe tek ai. Kështu e vlerësojnë Duriju, Tajalisi, Jahja ibn Meini, Jakub ibn Sufjani, Darekutni dhe Nesaiu. Ebu Hatimi thotë se nuk ka diç të keqe te ai, hadithet e tij ngjajnë me hadithet e të sinqertëve, në hadithet e tij nuk ka diç të keqe. Ebu Davudi thotë se është i besueshëm, nuk ka diç të keqe te ai, hadithet e tij janë të qëndrueshme. Hakimi thotë se është i sinqertë. Ibn Hibani thotë se veçohet me hadithe të refuzuara kur përcjellë prej Enesit r.a., sikur ka bërë *tedlis* nga Eban ibn Ebi Ajashi dhe Jezid ibn Rekashi. Nuk lejohet të argumentohet me lajmet e tija. Ukajli ka thënë se nuk ndiqen hadithet prej tij... (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 6/401, nr.2779; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 6/280, nr.1552; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 22/617-620, nr.4632; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 3/360).

حَدَّثَنَا عِصَامُ بْنُ خَالِدٍ، حَدَّثَنَا حَرِيزُ بْنُ عُثْمَانَ، أَنَّهُ سَأَلَ عَبْدَ اللَّهِ بْنَ بُسْرٍ صَاحِبَ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، قَالَ: أَرَأَيْتَ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ كَانَ شَيْخًا؟ قَالَ: «كَانَ فِي عَنْفَقَتِهِ شَعَرَاتٌ بِيضٌ».

**22.** Na ka përcjellur Isam ibn Halid, na ka përcjellur Hariz ibn Uthman, se ai e ka pyetur Abdullah ibn Busrin (r.a.) shokun e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem i cili ka thënë: "A e ke parë Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke qenë i moshuar?" Ai tha: "Kishte mes buzës së poshtme dhe mjekrës ca qime të bardha".[42]

---

[42] Buhariu, "Sahih", kitab el-Menakibi, bab sifeti`n-nebiji sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.3546;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Buhariut janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Isam ibn Halid[43]
2. Hariz ibn Uthmani[44]

---

[43] Isam ibn Halid el-Hadremiju, njihet me nofkën Ebu Is`hak, ka jetuar në Hims, vdiq në mes viteve 211 dhe 214 h. por nuk dihet saktësisht. Nesaiu thotë se nuk ka diç të keqe tek ai. Ibn Hibani e ka përmendur në librin e tij "Eth-Thikat". (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 7/71, nr.324; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 7/26, nr.141; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 7/301; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 20/57-58, nr.3923; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 3/99).

[44] Hariz ibn Uthman ibn Xhebër ibn Ahmer ibn Es`ad er-Rehabiju, njihet me nofkën Ebu Uthman, ka jetuar në Hims, ka lindur në vitin 80 h, ndërsa ka vdekur në mes viteve 162 dhe 168 h. por nuk dihet saktësisht. Ka pasur flokët dhe mjekrën e bardhë. Ahmed ibn Hanbeli për të ka thënë se nuk njeh dikë në Sham më të përqëndrueshëm se të. Është i besueshëm, i besueshëm. Jahja ibn Meini ka thënë se është i besueshëm. Ebu Bekër el-Bagdadi thotë se nuk ka shkruar në libër, por i ka përcjellur hadithet përmendësh, por asnjëherë nuk është ngatërruar, ishte i përpiktë në hadith. Duhejmi thotë se është i mirë zinxhiri prej tij, hadithi prej tij është sahih, është i besueshëm. Ahmed ibn Hanbeli thotë se hadithi prej tij është i vërtetë, vetëm se ai kishte folur kundër Aliut r.a., kështu thotë edhe Ixhliu. Dikush i kishte thënë Jezid ibn Harunit, se Harizi ka thënë për Aliun r.a.: "Nuk e dua Aliun, sepse ai ka vrarë babain tim". Ndërsa ai është përgjigjur: "Nuk e kemi dëgjuar ta thotë këtë, por është dëgjuar duke thënë se "Ne kemi imamin tonë (Muavijun), ndërsa ju keni imamin tuaj (Aliun)". Ibn Ajashi ka thënë se Hariz ibn Uthmanin e kanë konsideruar të drejtë prej Egjipti deri në Meke, por ai e shante dhe e mallkonte Aliun r.a. Kurse Xheriri ka përcjellur se Harizi prej minberit të xhamisë e shante Aliun r.a. I është thënë Jahja ibn Salihut: "Përse nuk

## 3. Abdullah ibn Busri r.a.[45]

shkruan hadithe prej Harizit?" Ai tha: "Si të shkruaj prej një njeriut me të cilin kam falur namazin e sabahut shtatë vite, e ai nuk dilte prej xhamie pa mos e mallkuar Aliun r.a. 70 herë!". Ibn Hibani thotë se ai e mallkonte Aliun r.a. 70 herë në mëngjes dhe 70 herë në mbrëmje". (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 3/103-104, nr.356; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 3/289, nr.1288; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 5/568-581, nr.1175; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 1/375-377; etj).

[45] Abdullah ibn Busër ibn Ebi Busër el-Maziniju el-Kajsiju el-Himsiju, njihet me nofkën Ebu Safvan, ka jetuar në Hims, ndërsa ka vdekur në vitin 88 apo 96 h. në Sham në moshën 94 vjeçare. Kishte vdekur duke marrë abdes, ndërsa në ballë i shiheshin gjurmët e sexhdes. I takon gjeneratës së sahabëve. I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e kishte vizituar në shtëpi, kishte ngrënë tek ai dhe kishte bërë lutje për të. Ai përcjell se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka prekur në kokë dhe ka thënë për të: *"Ky djalosh do të jetojë një shekull",* ndërsa ai jetoi afër njëqind vite. Është prej sahabëve të fundit të Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem që ka jetuar në Sham. Por ka përcjellur pak hadithe. E lyente mjekrën me ngjyrë të verdhë. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 5/14, nr.25; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 5/11, nr.54; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 3/233; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 14/333-335, nr.3180; Dhehebiu, "Sijeru A`lami`n-Nubelai", 3/430-433, nr.77; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 2/308; etj).

# HADITHET THULATHIJAT NË SUNENIN E DARIMIJUT

Në veprën "Sunen" të imam Darimijut, janë përfshirë gjithsejt 15 hadithe me zinxhir Thulathijat:

حَدَّثَنَا جَعْفَرُ بْنُ عَوْنٍ، أَنبَأَنَا يَحْيَى بْنُ سَعِيدٍ، عَنْ أَنَسٍ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُ، قَالَ: جَاءَ أَعْرَابِيٌّ إِلَى النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ فَلَمَّا قَامَ، بَالَ فِي نَاحِيَةِ الْمَسْجِدِ. قَالَ: فَصَاحَ بِهِ أَصْحَابُ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فَكَفَّهُمْ عَنْهُ ثُمَّ «دَعَا بِدَلْوٍ مِنْ مَاءٍ فَصَبَّهُ عَلَى بَوْلِهِ».

**1.** Na ka përcjellur Xha`fer ibn Auni, na ka lajmëruar Jahja ibn Seidi, nga Enesi r.a. i cili ka thënë: "Erdhi një beduin te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem, e kur u ngrit, urinoi në një skaj të xhamisë. Tha: "Atij i bërtitën shokët e të Dërguarit të Allahut, por ai i ndaloi ata (që të mos e sulmojnë verbalisht), më pas kërkoi një kovë me ujë dhe e derdhi mbi urinën".[46]

[46] Darimiju, "Sunen", Daru`l-Mugni, Arabia Saudite, botimi i parë, 2000, kitab et-Tahareti, bab el-beulu fi`l-mesxhidi, nr.767;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Xha`fer ibn Auni[47]
2. Jahja ibn Seidi[48]

---

[47] Xha`fer ibn Aun ibn Xha`fer ibn Amër ibn Hurejth el-Kureshiju el-Mahzumiju, njihet me nofkën Ebu Aun. Ka lindur në Kufe në vitin 120 apo 130 h, ndërsa vdiq po në këtë qytet në vitin 206 apo 207 h. Ibn Hibani thotë se ka vdekur në moshën 97 vjeçare. Jahja ibn Meini ka thënë se është i besueshëm, Ebu Hatim thotë se është i sinqertë, Ahmed ibn Hanbeli ka thënë se është njeri i mirë, nuk ka diç të keqe te ai. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 2/197, nr.2179; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 2/485, nr.1981; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 6/141; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 5/70-73, nr.948; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 1/308-309; etj).

[48] Jahja ibn Seid ibn Kajs ibn Amër ibn Sehël ibn Tha`lebe ibn Harith ibn Zejd. Njihet me nofkën Ebu Seid. Ka jetuar në Medine, kurse ka vdekur në vitin 143 h, disa kanë shprehur mendime tjera, se ai ka vdekur në vitin 144 apo 146 h. në Irak. Ka qenë gjykatës në kohën e sundimit të Xhaferit dhe ka qenë myfti. Por tek ai nuk ka ndikuar pasuria në mënyrë negative. Ejubi thotë se nuk kam takuar në Medine më të ditur se Jahja ibn Seidi. Sufjan eth-Theuri ka thënë se Jahja ibn Seidi ka qenë njeriu prej hufadhëve më të mëdhenj në mesin e njerëzve. Ibn Ujejne ka thënë se muhadithët e Hixhazit janë Ibn Shihabi, Jahja ibn Seidi dhe ibn Xhurejxhi. Ahmed ibn Hanbeli ka thënë se Jahja ibn Seidi është i besueshëm. Kështu e ka vlerësuar edhe Jahja ibn Meini, Ebu Zur`a, Ixhliu, Nesaiu, Ebu Hatimi dhe Ibn Sa`di. Ibn Medeniu ka thënë: "Pas tabiinëve të mëdhenj, nuk ka pasur në Medine më të ditur se Shihabi, Jahja ibn Seid el-Ensariju, Ibn Zinadi dhe Bukejr ibn Abdullah ibn el-Eshxhei. Ali ibn Medeniu gjithashtu thotë se ka përcjellur afërsisht 300 hadithe. Ka përcjellur hadithe prej Enesit r.a. nga gjenerata e sahabëve, ndërsa nuk ka përcjellur prej ndonjë sahabiu tjetër. El-Xhumehiju thotë se sikur të mos kishin qenë Ibn Shihabi dhe Jahja ibn Seidi, do të humbte shumë prej sunetit. (Buhariu,

3. Enesi r.a.

“Tarihu`l-Kebir”, 8/275-276, nr.2980; Ibn Ebi Hatim, “Xherh ve`t-Ta`dil”, 9/147-149, nr.620; Ibn Hibani, “Eth-Thikat”, 5/521; Mizziu, “Tehdhibu`l-Kemal”, 31/346-359, nr.6836; Ibn Haxheri, “Tehdhibu`t-Tehdhib”, 4/360-361; etj).

أَخْبَرَنَا يَزِيدُ بْنُ هَارُونَ، أَنْبَأَنَا حُمَيْدٌ، عَنْ أَنَسٍ، أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: «إِنَّ الْعَبْدَ إِذَا صَلَّى، فَإِنَّمَا يُنَاجِي رَبَّهُ – أَوْ رَبُّهُ بَيْنَهُ وَبَيْنَ الْقِبْلَةِ – فَإِذَا بَزَقَ أَحَدُكُمْ، فَلْيَبْصُقْ عَنْ يَسَارِهِ أَوْ تَحْتَ قَدَمِهِ، أَوْ يَقُولُ هَكَذَا وَبَزَقَ فِي ثَوْبِهِ وَدَلَكَ بَعْضَهُ بِبَعْضٍ».

**2.** Na ka informuar Jezid ibn Haruni, na ka lajmëruar Humejdi, nga Enesi (r.a.) se i Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Me të vërtetë, kur njeriu falet, ai bisedon me Zotin e tij (apo Zoti është mes tij dhe kibles). Nëse pështyn ndonjëri prej jush, le të pështyjë në anën e tij të majtë apo nën këmbët e tij,* apo ka thënë (vepronі) *“kështu”* dhe pështyu në rrobën e tij dhe e fërkoi njërën mbi tjetrën”.[49]

[49] Darimiju, “Sunen”, kitab es-Salati, bab kerahijetu`l-buzaki fi`l-mesxhidi, nr.1436;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Jezid ibn Harun[50]
2. Humejd
3. Enes r.a.

---

[50] Jezid ibn Harun ibn Zadhij apo Zadhani, njihet me nofkën Ebu Halid. Ka lindur në vitin 117 apo 118 h, ndërsa ka vdekur në vitin 206 h. Ka lindur dhe ka vdekur në Vasit. Ahmed ibn Hanbeli e vlerëson si Hafidh dhe të devotshëm, ndërsa hadithet që i përcjell përmes Haxhaxh ibn Ertat janë të besueshme. Jahja ibn Meini ka thënë se është i besueshëm. Kështu e ka vlerësuar edhe Ali ibn Medeniju, Ibn Kaniu dhe Ebu Zur`a. Ali ibn Medeniju ka thënë se nuk kam parë njeri më mbamendës sesa Jezid ibn Haruni. Ibn Hibani thotë se ka qenë prej robërve më të mirë të Allahut xh.sh. Zaferani thotë se nuk kam parë më të mirë se Jezidi. Ixhliu thotë se ka qenë i besueshëm, i qëndrueshëm në hadith, adhurues i mirë dhe plotësues në mënyrën më të mirë të namazit, ai u verbërua, ndërsa namazin Duha e falte me 16 rekate. Ishte i njohur me namazin vullnetarë të ditës dhe të natës. Përcillet se Jezid ibn Haruni ka thënë: "Kam memorizuar 24.000 hadithe me gjithë zinxhirin e tyre dhe nuk jam duke u krenuar me këtë para jush". Dhehebiu thotë se ka qenë prijës në dituri dhe vepra të mira. Zijad ibn Ejubi thotë se nuk e kam parë Jezidin ndonjëherë me libër në dorë, çdoherë na përcillte nga memoria e tij. Në mexhlisin e tij kur ligjëronte, mernin pjesë 70.000 veta. Jezid ibn Haruni thoshte: "Kush thotë se Kurani është i krijuar, ai është zindik (i dalur prej feje)". Ka qenë kundërshtarë i ashpër kundër xhehmijëve. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 8/368, nr.3354; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 9/295, nr.1257; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 7/632; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 32/261-270, nr.7061; Dhehebiu, "Sijeru A`lami`n-Nubelai", 9/358-371, nr.118; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 4/431-433; etj).

أَخْبَرَنَا أَبُو عَاصِمٍ، عَنْ يَزِيدَ بْنِ أَبِي عُبَيْدٍ، عَنْ سَلَمَةَ بْنِ الْأَكْوَعِ، أَنَّ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بَعَثَ يَوْمَ عَاشُورَاءَ رَجُلًا مِنْ أَسْلَمَ: «إِنَّ الْيَوْمَ يَوْمُ عَاشُورَاءَ، فَمَنْ كَانَ أَكَلَ أَوْ شَرِبَ، فَلْيُتِمَّ بَقِيَّةَ يَوْمِهِ، وَمَنْ لَمْ يَكُنْ أَكَلَ أَوْ شَرِبَ، فَلْيَصُمْهُ».

**3.** Na ka informuar Ebu Asimi, nga Jezid ibn Ebi Ubejdi, e ky nga Seleme ibn Ekve`i (r.a.) se me të vërtetë, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem e ka dërguar një njeri nga (fisi) Eslem në ditën e Ashurasë (që të proklamojë): *"Me të vërtetë, kjo ditë, është dita e Ashurasë, kush ka ngrënë apo ka pirë, le ta plotësojë pjesën tjetër të ditës (duke mos konsumuar), e kush nuk ka ngrënë apo ka pirë, le të agjërojë".*[51]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ebu Asimi
2. Jezid ibn Ebi Ubejdi
3. Seleme ibn Ekve`i (r.a.)

[51] Darimiju, "Sunen", kitab es-Saumi, bab fi sijami jaumi Ashurae, nr.1802;

أَخْبَرَنَا أَبُو عَاصِمٍ، وَالْمُؤَمَّلُ، وَأَبُو نُعَيْمٍ، عَنْ أَيْمَنَ بْنِ نَابِلٍ، عَنْ قُدَامَةَ بْنِ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عَمَّارٍ الْكِلَابِيِّ قَالَ: «رَأَيْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَرْمِي الْجِمَارَ عَلَى نَاقَةٍ صَهْبَاءَ لَيْسَ ثَمَّ ضَرْبٌ، وَلَا طَرْدٌ، وَلَا إِلَيْكَ إِلَيْكَ».

**4.** Na ka informuar Ebu Asimi, el-Muemmeli dhe Ebu Nuajmi, nga Ejmen ibn Nabili, e ky nga Kudame ibn Abdullah ibn Ammar el-Kilabijji (r.a.), i cili ka thënë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke i hedhur gurët (në xhemerate), ishte i hipur mbi një deve të kuqërremtë. Nuk kishte këtu rrahje, as shtyrje, por as që i tha dikujt largohu prej rrugës".[52]

52 Darimiju, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab fi remji`l-xhimari jermiha rakiben, nr.1942;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ebu Asimi, el-Muemmeli[53] dhe Ebu Nuajmi[54]

---

[53] Muemmel ibn Ismail el-Kurejshiju el-Adeviju, njihet me nofkën Ebu Abdurahman. Ka jetuar në Meke, vdiq në muajin Ramazan vitin 206 h, apo në vitin 205 h. Jahja ibn Meini ka thënë se është i besueshëm. Ebu Hatimi thotë se është i besueshëm, ka qenë i rreptë në ndjekjen e sunetit, por ka pasur shumë gabime. Buhariu ka thënë se është i refuzuar në hadith. Ibn Hibani e përmend në librin e tij eth-Thikat, disa kanë thënë se Muemmeli i ka varrosur librat e tij, ndërsa ka filluar të përcjellë nga memoria e tij, por ka filluar të gabojë shumë (gjatë transmetimit). Saxhiu ka thënë se është i sinqertë, por ka bërë shumë lëshime. Ibn Sa`di thotë se është i besueshëm, por ka bërë shumë gabime. Ibn Kaniu thotë se është i mirë (Salih), por ka bërë gabime. Kështu ka thënë edhe Darekutni. Ibn Rahaviju thotë se është i besueshëm. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 8/49, nr.2107; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 8/374, nr.1709; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 9/187; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 29/176-179, nr.6319; Dhehebiu, "Sijeru A`lami`n-Nubelai", 10/110-112, nr.9; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 4/193-194; etj).

[54] Fadël ibn Dukejn, Amër ibn Hamad ibn Zuhejr ibn Derhem el-Kurejshiju et-Tejmiju. Njihet me nofkën Ebu Nuajm. Ka jetuar në Kufe, ka lindur në vitin 129 apo 130 h, ndërsa ka vdekur në vitin 218 apo 219 h. Jakub ibn Shejbeh thotë se është i besueshëm, i qëndrueshëm dhe i sinqertë. El-Merudhiju ka thënë se është *huxhe*, është i qëndrueshëm. Ahmed ibn Hanbeli ka thënë se është i sinqertë, si dhe ka thënë se ai ka më pak gabime sesa Vekiu. Jahja ibn Meini ka thënë se nuk kam parë më të përpiktë se dy persona, Ebu Nuajmi dhe Affani. Ahmed ibn Salihu ka thënë se nuk kam parë muhadith më të sinqertë nga Ebu Nuajmi. Ali ibn Medeniu ka thënë se është më i besueshëm mbi hadithet e eth-Theurit. Ixhliu tha se është i besueshëm. Kështu e vlerëson edhe Nesaiu. Ebu Hatimi thotë se është i besueshëm. Ibn

2. Ejmen ibn Nabili[55]

Mubareku ka lexuar librat e Ebu Nuajmit dhe ka thënë se nuk kam parë libër më të saktë se libri yt. Dhehebiu thotë se është Hafidhi i madh, shejhu`l-Islam. Ka mbajtur qëndrim se Kurani nuk është i krijuar, e kush thotë se Kurani është i krijuar është kafir. Disa kanë thënë se ka pas anuar pak kah shiizmi. Ka marrë pagesë për mësimin e hadithit, shkaku i varfërisë së thellë. Kur e kanë pyetur se përse ka pranuar pagesë për mësimin e hadithit, ka thënë se në shtëpi kam 13 anëtarë të cilët duhet t`i ushqejë. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 7/118, nr.526; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 7/61-62, nr.353; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 7/319; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 23/197-220, nr.4732; Dhehebiu, "Sijeru A`lami`n-Nubelai", 10/142-157, nr.21; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 3/387-390; etj.).

[55] Ejmen ibn Nabil el-Habeshiju, njihet me nofkën Ebu Imran, ka jetuar në Meke dhe në Askalan. Ka jetuar deri në periudhën e sundimit të Mehdiut. Jahja ibn Meini ka thënë se është i besueshëm dhe dijetarë (shejh). Ibn Hibani thotë se gabonte dhe veçohej me hadithe të cilat nuk ndiqen. Nesaiu thotë se nuk ka të keqe te ai. Darekutni thotë se nuk është i fuqishëm. Edhe Ibn Adiju e ka vlerësuar pozitivisht dhe thotë se nuk di që dikush ta ketë kritikuar. Të besueshëm e ka vlerësuar edhe Theuriu dhe Ixhliu. Duriju ka thënë se ka qenë njeri adhurues i virtytshëm. Tirmidhiu thotë se hadithet e Ejmenit nuk janë të ruajtura. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 2/27, nr.1577; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 2/319, nr.1212; Ibn Hibani, "El-Mexhruhin", 1/207-208, nr.125; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 3/447-450, nr.599; etj).

3. Kudame ibn Abdullah ibn Ammar el-Kilabijji r.a.[56]

---

[56] Kudame ibn Abdullah ibn Ammar ibn Muavije el-Kilabij. Njihet me nofkën Ebu Abdullah el-Hixhaziju. Ka jetuar në Nexhd. Ka jetuar mbi 80 vite. Muhamed ibn Umeri thotë se Kudame e ka pranuar Islamin në vendlindjen e tij dhe nuk është shpërngulur në qytetin e Medines. Ka qenë prej të hershmëve që e ka pranuar Islamin. Ka qëndruar në Nexhd, ndërsa e ka takuar të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem në Haxhin e Lamtumirës, ku e ka parë atë dhe e ka transmetuar prej tij këtë hadith. Edhe Buhariu thotë se ai është sahabi. (Ibn Sa`di, "Tabakatu`l-Kebir", 6/193-194, nr.1183; Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 7/178, nr.795; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 7/127, nr.724; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 3/343-344; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 23/549-551, nr.4858; Dhehebiu, "Sijeru A`lam en-Nubela", 3/451-452, nr.90; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 3/434; etj).

أَخْبَرَنَا جَعْفَرُ بْنُ عَوْنٍ، حَدَّثَنَا إِسْمَاعِيلُ بْنُ أَبِي خَالِدٍ قَالَ: سَمِعْتُ ابْنَ أَبِي أَوْفَى يَقُولُ: «سَعَى رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ بَيْنَ الصَّفَا وَالْمَرْوَةِ وَنَحْنُ نَسْتُرُهُ مِنْ أَهْلِ مَكَّةَ أَنْ يُصِيبَهُ أَحَدٌ بِحَجَرٍ أَوْ بِرَمْيَةٍ».

**5.** Na ka informuar Xha`fer ibn Auni, na ka përcjellur Ismail ibn Ebi Halid, i cili ka thënë: "E kam dëgjuar Ibn Ebi Eufa (r.a.) duke thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem e bëri *sajin* në mes Safasë dhe Merves, kurse ne e mbronim nga banorët e Mekes që mos ta gjuajë dikush me gurë apo me shigjetë".[57]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Xha`fer ibn Auni
2. Ismail ibn Ebi Halid[58]

[57] Darimiju, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab fi`s-sa`ji bejne`s-safa ve`l-merveti, nr.1963;

[58] Ismail ibn Ebi Halid Hurmuz. Njihet me nofkën Ebu Abdullah el-Bexheliju. Ka jetuar në Kufe, i lindur në vitin 60 h, ndërsa vdiq në vitin 146 h, disa thonë se ka vdekur në vitin 145 h, por ka të tillë që thonë se ka vdekur në vitin 136 h. Ibn Hibani thotë se ka qenë dijetarë i mirë. Sufjan eth-Theuri thotë se *Hufadh*-ët në mesin e njerëzve janë: "Ismail ibn Ebi Halid, Abdulmelik ibn ebi Sulejman dhe Jahja ibn Seid el-Ensariju". Ali ibn Medeniu thotë

3. Ibn Ebi Eufa (r.a.)[59]

---

se ka përcjellur 103 hadithe. Ahmed ibn Hanbeli thotë se hadithet më të sakta që përcillen prej Sha`biut, janë ato që përcillen përmes Ibn Ebi Halidit. Jahja ibn Meini thotë se është i besueshëm. Kështu e vlerëson edhe Ixhliu, Nesaiu, Ebu Hatimi, Ibn Mehdiu dhe Ibn Shejbeh. El-Meusiliju thotë se ka qenë *huxhe*, e si të mos jetë ai *huxhe*, kush do të jetë i tillë?! Dhehebiu e quan si imami i madh dhe se ka qenë muhadithi i kohës së tij në Kufe. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 1/351-352, nr.1108; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 2/174-176, nr.589; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 4/19-20; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 3/69-76, nr.439; Dhehebiu, "Sijeru A`lam en-Nubela", 6/176-178, nr.83; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 1/147-148; etj).

[59] Abdullah ibn Ebu Eufa Ebu Ibrahim el-Eslemiju. Jahja thotë se emri i vërtetë i tij është Alkame. Është i njohur edhe me nofkën Ebu Muavije dhe Ebu Muhamed. Edhe babai i tij ka qenë sahabi. Ka qenë prej sahabëve që ka marrë pjesë në besatimin e Ridvanit nën pemë, si dhe ka marrë pjesë në betejën e Hendekut. Për të dhe familjen e tij ka bërë lutje Muhamedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem në momentin kur ai e ka dorëzuar zekatin. Katade ka thënë se i fundit prej sahabëve që ka vdekur në Medine ka qenë Xhabiri r.a., në Kufe Abdullah ibn Ebu Eufa r.a., ndërsa në Basra Enesi r.a. Ka vdekur në vitin 86 h, apo 87 h, ndërsa ka edhe mendime tjera rreth vitit të vdekjes së tij, kurse në fund të jetës së tij është verbëruar. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 5/24, nr.40; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 5/120-121, nr.552; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 3/222; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 14/317-319, nr.3171; Dhehebiu, "Sijeru A`lam en-Nubela", 3/428-430, nr.76; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 2/304-305; etj).

أَخْبَرَنَا يَزِيدُ بْنُ هَارُونَ، حَدَّثَنَا حُمَيْدٌ، عَنْ أَنَسٍ، أَنَّهُ سَمِعَ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَقُولُ: «لَبَّيْكَ بِعُمْرَةٍ وَحَجٍّ».

**6.** Na ka informuar Jezid ibn Harun, na ka përcjellur Humejdi, nga Enesi (r.a.) se ai e ka dëgjuar Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke thënë: *"Lebbejke (të përgjigjem) për Umre dhe Haxh".*[60]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Jezid ibn Harun
2. Humejdi
3. Enesi (r.a.)

[60] Darimiju, "Sunen", kitab el-Menasiki, bab fi`l-kirani, nr.1965;

حَدَّثَنَا أَبُو نُعَيْمٍ، حَدَّثَنَا مُصْعَبُ بْنُ سُلَيْمٍ قَالَ: سَمِعْتُ أَنَسَ بْنَ مَالِكٍ يَقُولُ: أُهْدِيَ إِلَى النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ تَمْرٌ، «فَأَخَذَ يُهَدِّيهِ». وَقَالَ: «رَأَيْتُ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَأْكُلُ تَمْرًا مُقْعِيًا مِنَ الْجُوعِ».

**7.** Na ka përcjellur Ebu Nuajmi, na ka përcjellur Mus`ab ibn Sulejmi, i cili ka thënë: "E kam dëgjuar Enes ibn Malikun (r.a.) duke thënë: "Iu dhurua të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem hurmë dhe ai e pranonte atë që i dhurohej, dhe tha: "E kam parë të Dërguarin e Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem duke ngrënë hurmën ulur me këmbë të shtrira para nga uria".[61]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ebu Nuajmi
2. Mus`ab ibn Sulejmi[62]
3. **3.** Enes ibn Maliku (r.a.)

---

[61] Darimiju, "Sunen", kitab el-Et`imeti, bab fi`t-temri, nr.2106;

[62] Mus`ab ibn Sulejm el-Kurejshiju el-Esediju. Ka jetuar në Kufe. Ka qenë shërbëtor i Zubejr ibn Avamit r.a. Ebu Zur`a dhe Jahja ibn Meini kanë thënë se nuk ka diç të keqe tek ai. Ebu Hatimi ka thënë se është i mirë. Nesaiu thotë se është i besueshëm. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 7/352, nr.1521; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 8/304, nr.1404; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 5/412; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 28/26-28, nr.5983; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 4/84; etj).

أَخْبَرَنَا يَزِيدُ بْنُ هَارُونَ، أَنْبَأَنَا حُمَيْدٌ، عَنْ أَنَسٍ، أَنَّ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ لِعَبْدِ الرَّحْمَنِ بْنِ عَوْفٍ، وَرَأَى عَلَيْهِ وَضَرًا مِنْ صُفْرَةٍ: «مَهْيَمْ؟» قَالَ: تَزَوَّجْتُ. قَالَ: «أَوْلِمْ وَلَوْ بِشَاةٍ».

**8.** Na ka informuar Jezid ibn Haruni, na ka lajmëruar Humejdi, nga Enesi (r.a.) se me të vërtetë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka thënë Abdurahman ibn Aufit (r.a.) pasi pa gjurmë nga parfumi (ngjyrë verdhë *zaferan*): *"Çka ka ndodhur?!"*. Ai tha: "Jam martuar". I tha: *"Bëj dasëm qoftë edhe me (therrjen e) një dele".*[63]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Jezid ibn Haruni
2. Humejdi
3. Enesi (r.a.)

[63] Darimiju, "Sunen", kitab el-Et`imeti, bab fi`l-velimeti, nr.2108;

أَخْبَرَنَا يَزِيدُ بْنُ هَارُونَ، حَدَّثَنَا حُمَيْدٌ، عَنْ أَنَسٍ، قَالَ: أَهْدَى بَعْضُ أَزْوَاجِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، إِلَيْهِ قَصْعَةً فِيهَا ثَرِيدٌ، وَهُوَ فِي بَيْتِ بَعْضِ أَزْوَاجِهِ، فَضَرَبَتِ الْقَصْعَةَ فَانْكَسَرَتْ، فَجَعَلَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ يَأْخُذُ الثَّرِيدَ، فَيَرُدُّهُ فِي الصَّحْفَةِ، وَهُوَ يَقُولُ: «كُلُوا غَارَتْ أُمُّكُمْ»، ثُمَّ انْتَظَرَ حَتَّى جَاءَتْ قَصْعَةٌ صَحِيحَةٌ، فَأَخَذَهَا فَأَعْطَاهَا صَاحِبَةَ الْقَصْعَةِ الْمَكْسُورَةِ ».

**9.** Na ka informuar Jezid ibn Haruni, na ka përcjellur Humejdi, nga Enesi (r.a.) i cili ka thënë: "Njëra nga bashkëshortet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ia dhuroi një pjatë të madhe druri në të cilën kishte përshesh, në kohë kur ai gjendej në shtëpinë e njërës prej bashkëshorteve të tij (tek Aishja r.a.h.). Ajo i ra pjatës dhe e theu atë. Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem u ngrit që ta mbledh përsheshin dhe duke e kthyer në pjatë thoshte: *"Hani, sepse nëna e juaj xhelozoi*". Më pas priti derisa sollën një pjatë tjetër të re të cilën e mori dhe ia dorëzoi bashkëshortes së cilës iu thye pjata".[64]

[64] Darimiju, "Sunen", kitab el-Buju`i, bab men kesere shej`en fe alejhi mithluhu, nr.2640;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Jezid ibn Haruni
2. Humejdi
3. Enesi (r.a.)

أَخْبَرَنَا يَزِيدُ بْنُ هَارُونَ، أَنْبَأَنَا حُمَيْدٌ الطَّوِيلُ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ: أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، «حَجَمَهُ أَبُو طَيْبَةَ وَأَمَرَ لَهُ بِصَاعَيْنِ مِنْ طَعَامٍ».

**10.** Na ka informuar Jezid ibn Haruni, na ka lajmëruar Humejd et-Tavili nga Enesi (r.a.) se me të vërtetë të Dërguarit të Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem i bëri hixhame Ebu Tajbeti, ndërsa urdhëroi që t`i jepen atij dy *sa`a* me ushqim”.[65]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Jezid ibn Haruni
2. Humejdi
3. Enesi (r.a.)

[65] Darimiju, “Sunen”, kitab el-Buju`i, bab fi`r-ruhsati fi kesbi`l-haxh-xhami, nr.2664;

أَخْبَرَنَا يَزِيدُ بْنُ هَارُونَ، أَخْبَرَنَا عَاصِمٌ هُوَ الْأَحْوَلُ، قَالَ: حَدَّثَنِي شُعْبَةُ، عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ سَرْجِسٍ، قَالَ: كَانَ النَّبِيُّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، إِذَا سَافَرَ قَالَ: «اللَّهُمَّ إِنِّي أَعُوذُ بِكَ مِنْ وَعْثَاءِ السَّفَرِ، وَكَآبَةِ الْمُنْقَلَبِ، وَالْحَوْرِ بَعْدَ الْكَوْرِ، وَدَعْوَةِ الْمَظْلُومِ، وَسُوءِ الْمَنْظَرِ فِي الْأَهْلِ وَالْمَالِ».

**11.** Na ka informuar Jezid ibn Haruni, na ka lajmëruar Asimi (ai është El-Ahveli) i cili ka thënë: “Na ka transmetuar Shu`be, nga Abdullah ibn Serxhis (r.a.) i cili ka thënë: “Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur udhëtonte, thoshte: *“O Zoti im! Mbrohem përmes Teje nga vështirësitë (apo fatkeqësitë) e udhëtimit, nga brenga e kthimit (si pasojë e mospërmbushjes së aspiratave), nga zvogëlimi (i arritjeve) pas shtimit, nga lutja e atij që i është bërë padrejtësi dhe nga pamja e keqe (duke parë ndonjë fatkeqësi) në familje dhe pasuri”.*[66]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

[66] Darimiju, “Sunen”, kitab el-Isti`dhani, bab fi`d-duai idha safere ve idha kadime, nr.2714;

1. Jezid ibn Harun
2. Asim el-Ahvel[67]
3. Abdullah ibn Serxhis (r.a.)[68]

---

[67] Asim ibn Sulejman el-Ahvel, njihet me nofkën Ebu Abdurahman, ka qenë shërbëtorë i Uthmanit r.a. e disa thonë se ka qenë shërbëtorë i Beni Temimit. Ka jetuar në Basra, ndërsa ka qenë gjykatës në Medain. Për vitin e vdekjes së tij, ka mendime të ndryshme, disa thonë se vdiq në vitin 141 h, disa në vitin 142, e ka prej tyre që thonë se ka vdekur në vitin 143 apo 144. Ali ibn Medeniju thotë se ka përcjellur diku 150 hadithe. Sufjan eth-Theuri thotë se ka qenë Hufadh i hadithit dhe se Hufadhët e Basrës janë tre: Sulejman et-Tejmiju, Asim el-Ahveli dhe Davud ibn Ebi Hind. Ndërsa ibn Seid el-Kattani thotë se nuk ka qenë prej hafidhëve, bile thuhet se e ka konsideruar prej të dobtëve. Jahja ibn Meini thotë se është i besueshëm, kështu e ka konsideruar edhe Ebu Zur`a, Ixhliju, Ali ibn Medeniu, Ahmed ibn Hanbeli dhe Bezzari. Ebu Hatimi ka thënë se është i mirë hadithi prej tij. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 6/485, nr.3058; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 6/343-344, nr.1900; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 5/237-238; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 13/485-491, nr.3008; etj).

[68] Abdullah ibn Serxhis el-Muzeniju. Por thuhet edhe se ka qenë prej fisit Mahzumiju. I takon gjeneratës së sahabëve. Ka jetuar në Basra. Ka vdekur gjatë sundimit të halifit Abdulmelik ibn Mervanit. Përcjellë se njëherë ka qenë duke ngrënë ushqim me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe i ka thënë: "Allahu të bëftë magfiret o i Dërguari i Allahut" ndërsa ai i është përgjigjur: "Po, edhe ty gjithashtu". Prej tij përcjellin të gjithë dijetarët e hadithit, përpos Buhariut, ndërsa Buhariu përcjell prej tij vetëm në veprën "Et-Tarih". Ibn Hibani e përmend në gjeneratën e tabiinëve. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 5/17, nr.27; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 5/63, nr.289; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 3/230; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 15/13-14, nr.3294; Dhehebiu, "Sijeru A`lam en-Nubela", 3/426-427, nr.74; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 2/343; etj).

أَخْبَرَنَا أَبُو عَاصِمٍ، عَنْ عُثْمَانَ بْنِ سَعْدٍ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، أَنَّ النَّبِيَّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ «كَانَ إِذَا نَزَلَ مَنْزِلًا، لَمْ يَرْتَحِلْ مِنْهُ حَتَّى يُصَلِّيَ رَكْعَتَيْنِ، أَوْ يُوَدِّعَ الْمَنْزِلَ بِرَكْعَتَيْنِ».

**12.** Na ka informuar Ebu Asimi, nga Uthman ibn Sa`di, e ky nga Enes ibn Maliku (r.a.) se me të vërtetë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kur arrinte në ndonjë vend, nuk ulej derisa t`i falte dy rekate, si dhe nuk e braktiste ndonjë vend, derisa t`i falte dy rekate”.[69]

[69] Darimiju, “Sunen”, kitab el-Isti`dhani, bab fi`r-rek`atejni idha nezele menzilen, nr.2723;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ebu Asim
2. Uthman ibn Sa`di[70]
3. Enes ibn Malik (r.a.)

---

[70] Uthman ibn Sa`d et-Temimi apo Tejmi el-Kureshiju. Njihet me nofkën Ebu Bekër. Ka jetuar në Basra. Nesaiu thotë se nuk është i fuqishëm. Jahja ibn Meini thotë se nuk u afrohet të pranueshmëve. Ebu Zur`a thotë se ka dobësi të lehtë. Ebu Hatimi thotë se është dijetarë. Jahja ibn Seidi ka folur për të shkaku i mbamendjes së tij. Ibn Hibani thotë se nuk lejohet të argumentohet me të. Abdullah ibn Abdurahman ed-Darimij thotë se është i dobët. Ebu Nuajmi dhe Hakimi thonë se është i besueshëm. Ibn Adiju thotë se hadithi prej tij është i mirë, edhe pse është i dobët lejohet të shkruhet hadithi prej tij. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 6/225, nr.2237; Nesaiu, "Ed-Duafau ve`l-Metrukin", Muessesetu`l-kitabu`th-Thikafije, Bejrut, botimi i parë, 1985, fq.176, nr.442; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 6/153, nr.838; Ibn Hibani, "El-Mexhruhin", 2/70, nr.659; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 19/375-377, nr.3814; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 3/61; etj.).

حَدَّثَنَا أَبُو عَاصِمٍ، عَنْ عَبْدِ اللَّهِ بْنِ عُبَيْدٍ، عَنْ أَنَسٍ، قَالَ: كَانَ غُلَامٌ يَسُوقُ بِأَزْوَاجِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فَقَالَ: «يَا أَنْجَشَةُ، رُوَيْدًا سَوْقَكَ بِالْقَوَارِيرِ».

**13.** Na ka përcjellur Ebu Asimi, nga Abdullah ibn Ubejdi, e ky nga Enesi (r.a.) i cili ka thënë: "Ishte një djalosh që udhëhiqte karavanin ku ishin bashkëshortet e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe ai i tha: *"O Enxhesheh! Drejto (grahu) me kujdes (dhe me butësi) kristalet"*.[71]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ebu Asim
2. Abdullah ibn Ubejdi[72]
3. Enesi (r.a.)

---

[71] Darimiju, "Sunen", kitab el-Isti`dhani, bab fi`l-muzahi, nr.2743;
[72] Abdullah ibn Ubejd ibn Umejr el-Lejthi. Ka vdekur në vitin 113 h. Ebu Hatimi ka thënë se është i besueshëm dhe argumentohet me hadithet që përcjell ai. Ebu Zur`a thotë se është i besueshëm. Nesaiu thotë se nuk ka diç të keqe tek ai. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 5/143, nr.430; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 5/101, nr.467; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 5/10, nr.3580; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 15/259, nr.3406; etj.).

أَخْبَرَنَا يَزِيدُ بْنُ هَارُونَ، أَنْبَأَنَا حُمَيْدٌ، عَنْ أَنَسٍ، عَنِ النَّبِيِّ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: «إِنَّ فِي الْجَنَّةِ لَسُوقًا» . قَالُوا: وَمَا هِيَ؟ قَالَ: " كُثْبَانٌ مِنْ مِسْكٍ يَخْرُجُونَ إِلَيْهَا فَيَجْتَمِعُونَ فِيهَا، فَيَبْعَثُ اللَّهُ عَلَيْهِمْ رِيحًا فَتُدْخِلُهُمْ بُيُوتَهُمْ، فَيَقُولُ لَهُمْ أَهْلُوهُمْ: لَقَدِ ازْدَدْتُمْ بَعْدَنَا حُسْنًا، وَيَقُولُونَ لِأَهْلِيهِمْ مِثْلَ ذَلِكَ " .

**14.** Na ka informuar Jezid ibn Haruni, na ka lajmëruar Humejdi, nga Enesi (r.a.) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Me të vërtetë në Xhenet ka një treg".* Njerëzit thanë: "Si është ai?" Ai tha: *"Kodrinat janë prej misku. Ata do të dalin aty dhe do të tubohen tek ato, Allahu (xh.sh.) do të dërgojë tek ata një erë e cila do të futet nëpër shtëpitë e tyre, e antarët e familjes së tyre do t`u thonë: "Pasi keni dalur prej këtu, u paska shtuar bukuria, e ata do t`u thonë anëtarëve të familjes (bashkëshorteve): "Gjithashtu edhe ju (jeni zbukuruar)".*[73]

---

[73] Darimiju, "Sunen", kitab er-Rikaki, bab fi suki`l-Xhenneti, nr.2883;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Jezid ibn Haruni
2. Humejdi
3. Enesi (r.a.)

حَدَّثَنَا أَبُو الْمُغِيرَةِ، حَدَّثَنَا صَفْوَانُ، حَدَّثَنِي أَيْفَعُ بْنُ عَبْدٍ الْكَلَاعِيُّ، قَالَ: قَالَ رَجُلٌ: يَا رَسُولَ اللَّهِ، أَيُّ سُورَةِ الْقُرْآنِ أَعْظَمُ؟ قَالَ: «قُلْ هُوَ اللَّهُ أَحَدٌ» . قَالَ: فَأَيُّ آيَةٍ فِي الْقُرْآنِ أَعْظَمُ؟ قَالَ: " آيَةُ الْكُرْسِيِّ {اللَّهُ لَا إِلَهَ إِلَّا هُوَ الْحَيُّ الْقَيُّومُ} [البقرة: 255] ". قَالَ: فَأَيُّ آيَةٍ يَا نَبِيَّ اللَّهِ تُحِبُّ أَنْ تُصِيبَكَ وَأُمَّتَكَ؟ قَالَ: «خَاتِمَةُ سُورَةِ الْبَقَرَةِ، فَإِنَّهَا مِنْ خَزَائِنِ رَحْمَةِ اللَّهِ، مِنْ تَحْتِ عَرْشِهِ، أَعْطَاهَا هَذِهِ الْأُمَّةَ، لَمْ تَتْرُكْ خَيْرًا مِنْ خَيْرِ الدُّنْيَا وَالْآخِرَةِ إِلَّا اشْتَمَلَتْ عَلَيْهِ».

**15.** Na ka përcjellur Ebu`l-Mugire, na ka përcjellur Safvani, më ka përcjellur Ejfeu ibn Abdin el-Kelaijju, i cili ka thënë: "Ka thënë një njeri: "O i Dërguari i Allahut! Cila sure e Kuranit është më madhështore?" Ai tha: ***"Kul huvallahu ehad".*** Ai tha: "Po cili ajet i Kuranit është më madhështor?" Ai iu përgjigj: *"Ajeti Kursij (Allahu la ilahe il-la huvel hajjul kajjum) (Bekare, 255).* Ata thanë: "O Pejgamber i Allahut! E cilin ajet dëshiron që të të kaplon ty dhe umetin tënd?" Ai tha: *"Fundi i sures Bekare, sepse ajo është prej thesareve të Mëshirës së Allahut (xh.sh.) që gjenden nën Arshin e Tij, të cilën ua ka dhënë këtij umeti. Nuk ka lënë të mirë të kësaj bote dhe botës tjetër, pa e pas përfshirë".*[74]

---

[74] Darimiju, "Sunen", kitab Fadaili`l-Kur`ani, bab fadlu evveli sureti`l-Bekareti ve ajeti`l-kursijji, nr.3423;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Darimijut, janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ebu`l-Mugire[75]
2. Safvani[76]
3. Ejfeu ibn Abdin el-Kelaijju[77]

---

[75] Abdulkudus ibn Haxhaxh el-Haulani, njihet me nofkën Ebu Mugire, ka jetuar në Hims, ku ka lindur në vitin 130 h, ndërsa ka vdekur në vitin 212 h., ndërsa namazin e xhenazes ia ka falur Ahmed ibn Hanbeli. Ebu Hatimi ka thënë se është i sinqertë, mund të shkruhet hadithi prej tij. Ixhliu dhe Darekutni thonë se është i besueshëm. Nesaiu thotë se nuk ka diç të keqe tek ai. Dhehebiu thotë se ka qenë imam dhe muhadith i sinqertë. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 6/120, nr.1901; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 6/56, nr.299; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 8/419; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 18/237-240, nr.3495; Dhehebiu, "Sijeru A`lam en-Nubela", 10/223-225, nr.58; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 2/600; etj).

[76] Safvan ibn Amër ibn Herim es-Seksekiju, njihet me nofkën Ebu Amër. Ka jetuar në Hims, ku ka vdekur në vitin 155 h, apo 158 h. Ahmed ibn Hanbeli ka thënë se nuk ka diç të keqe tek ai. Kështu ka thënë edhe Ebu Hatimi. Jahja ibn Meini ka pasur mendim të mirë për të. Amër ibn Aliu ka thënë se është i qëndrueshëm në hadith. Ibn Mubareku, Ixhliu, Duhejmi, Ebu Hatimi, Nesaiu dhe Ibn Sa`di, kanë thënë se është i besueshëm. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 4/308, nr.2935; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 4/422, nr.1852; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 6/469; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 13/201-207, nr.2888; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 2/213-214; etj).

[77] Ejfeu ibn Abdin el-Kelaijju, ka jetuar në Sham. Ka vdekur në vitin 106 h. El-Ezdiju ka thënë se hadithi i tij nuk është Sahih. Ibn Haxheri thotë se është tabiinë prej të rinjëve, ndërsa prej

sahabëve e ka takuar Ebu Musa el-Eshariun r.a. kurse Ismailiju e ka konsideruar prej gjeneratës së sahabëve. Por Ibn Haxheri thotë se nuk është e saktë se Ejfeu ka dëgjuar hadithe prej sahabëve. (Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 2/341, nr.1291; Ibn Haxheri, "Lisanu`l-Mizan", mektebetu`l-metbuati`l-Islamijeti, Bejrut, botimi i parë, 2002, 2/233, nr.1336 dhe në "El-Isabetu fi temjizi`s-Sahabeti", tahkik Abdullah ibn Abdulmuhsin et-Turkij, botimi i parë, 2008; 1/491-492, nr.578; Ibn Ethiri, "Esedu`l-Gabe", Daru`l-kutubi`l-Ilmije, Bejrut, 1/343-344, nr.350; etj).

# HADITHET THULATHIJAT NË SUNENIN E IBN MAXHES

Në veprën “Sunen” të imam Ibn Maxhes, janë përfshirë gjithsejt 5 hadithe me zinxhir *Thulathijat*, ndërsa që të gjithë pesë hadithet, Ibn Maxhe i shënon përmes të njëjtit zinxhir:

حَدَّثَنَا جُبَارَةُ بْنُ الْمُغَلِّسِ قَالَ: حَدَّثَنَا كَثِيرُ بْنُ سُلَيْمٍ قَالَ: سَمِعْتُ أَنَسَ بْنَ مَالِكٍ، يَقُولُ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «مَنْ أَحَبَّ أَنْ يُكْثِرَ اللَّهُ خَيْرَ بَيْتِهِ، فَلْيَتَوَضَّأْ إِذَا حَضَرَ غَدَاؤُهُ، وَإِذَا رُفِعَ».

**1.** Na ka përcjellur Xhubare ibn el-Mugal-lis i cili ka thënë: “Na ka përcjellur Kethir ibn Sulejmi, i cili ka thënë: “E kam dëgjuar Enes ibn Malikun (r.a.) duke thënë: “I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *“Kush dëshiron që Allahu (xh.sh.) t`ia shtojë mirësitë në shtëpinë e tij, le të merr abdes (le t`i lajë duart) kur t`i servohet dreka (ushqimi) dhe kur t`i hiqet”.*[78]

[78] Ibn Maxheh, “Sunen”, kitab el-Et`imeti, bab el-vudu`u inde`t-ta`ami, nr.3260;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Ibn Maxhes janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Xhubare ibn el-Mugal-lis[79]
2. Kethir ibn Sulejmi[80]

---

[79] Xhubare ibn el-Mugal-lis el-Himmaniju, njihet me nofkën Ebu Muhamed, ka jetuar në Kufe, ku ka vdekur në vitin 241 h. Nesaiu thotë se është i dobët. Ebu Hatimi thotë se hadithi prej tij është i dobët. Jahja ibn Meini ka thënë se ai është gënjeshtar. Ebu Zur`a, në fillim të jetës së tij ka përcjellur prej tij, por më pas e ka braktisur hadithin prej tij. Buhariu ka thënë se hadithet e tija janë të çrregulluara (Mudtarib). Ibn Numejri ka thënë se është i sinqertë. Ibn Sa`di thotë se ka qenë imam në xhaminë e beni Himmanëve, por është konsideruar i dobët. Axhuri përcjell prej Ebu Davudit i cili ka thënë se nuk ka shkruar prej tij hadithe, sepse në hadithet e tij ka gjëra të refuzuara, por ka qenë njeri i mirë. Bezzari thotë se ka bërë shumë gabime. Ibn Hibani thotë se i ngatërronte zinxhirët e haditheve, kurse hadithet *mursel* i përcillte sikur të jenë të ngritura deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem. Darekutni thotë se është i refuzuar. (Nesaiu, "Kitabu`d-Duafau ve`l-metrukine", fq.72, nr.103; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 2/550, nr.2284; Ibn Hibani, "El-Mexhruhin", 1/262-263, nr.199; Ibn Adiju, "El-Kamilu fi duafai`r-rixhal", 2/443-446, nr.369; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 4/489-493, nr.891; Dhehebiu, "Sijeru A`lam en-Nubela", 11/150-151, nr.57; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 1/288-289; etj).

[80] Kethir ibn Sulejm ed-Dabiju, njihet me nofkën Ebu Seleme. Ka jetuar në Basra dhe në Medain. Nesaiu thotë se është i refuzuar hadithi prej tij. Ali ibn Medeniu dhe Ebu Hatimi e kanë konsideruar të dobët. Ebu Zur`a thotë se ka qenë i dobët (vah). Buhariu thotë se i refuzohet hadithi. Jahja ibn Meini thotë se është i dobët. Axhuri përcjell prej Ebu Davudit se e ka pyetur për

3. Enes ibn Maliku (r.a.)

---

të, ai ka thënë se është i dobët si dhe Jahja ka thënë se nuk shkruhet prej tij hadithi. Ezdiju thotë se është i refuzuar hadithi prej tij. (Buhariu, “Tarihu`l-Kebir”, 7/218-219, nr.951; Nesaiu, “Kitabu`d-Duafau ve`l-metrukine”, fq.207, nr.534; Ibn Ebi Hatim, “Xherh ve`t-Ta`dil”, 7/152, nr.846; Mizziu, “Tehdhibu`l-Kemal”, 24/118-121, nr.4943; Ibn Haxheri, “Tehdhibu`t-Tehdhib”, 3/460; etj.).

حَدَّثَنَا جُبَارَةُ بْنُ الْمُغَلِّسِ قَالَ: حَدَّثَنَا كَثِيرُ بْنُ سُلَيْمٍ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: «مَا رُفِعَ مِنْ بَيْنِ يَدَيْ رَسُولِ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ، فَضْلُ شِوَاءٍ قَطُّ، وَلَا حُمِلَتْ مَعَهُ طِنْفِسَةٌ».

**2.** Na ka përcjellur Xhubare ibn el-Mugal-lis i cili ka thënë: "Na ka përcjellur Kethir ibn Sulejmi, e ky nga Enes ibn Maliku (r.a.) i cili ka thënë: *"Nuk është ngritur nga Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem teprica e mishit të pjekur dhe as nuk është bartur shtroja me atë".*[81]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Ibn Maxhes janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Xhubare ibn el-Mugal-lis
2. Kethir ibn Sulejmi
3. Enes ibn Maliku (r.a.)

[81] Ibn Maxheh, "Sunen", kitab el-Et`imeti, bab esh-shivau, nr.3310;

حَدَّثَنَا جُبَارَةُ بْنُ الْمُغَلِّسِ قَالَ: حَدَّثَنَا كَثِيرُ بْنُ سُلَيْمٍ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «الْخَيْرُ أَسْرَعُ إِلَى الْبَيْتِ الَّذِي يُغْشَى، مِنَ الشَّفْرَةِ إِلَى سَنَامِ الْبَعِيرِ».

**3.** Na ka përcjellur Xhubare ibn el-Mugal-lis i cili ka thënë: "Na ka përcjellur Kethir ibn Sulejmi, e ky nga Enes ibn Maliku (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Në një shtëpi ku ka musafirë të shpeshtë, mirësia vjen më shpejtë se sa thika në gungën e devesë"*.[82]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Ibn Maxhes janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Xhubare ibn el-Mugal-lis
2. Kethir ibn Sulejmi
3. Enes ibn Maliku (r.a.)

[82] Ibn Maxheh, "Sunen", kitab el-Et`imeti, bab ed-dijafetu, nr.3356;

حَدَّثَنَا جُبَارَةُ بْنُ الْمُغَلِّسِ قَالَ: حَدَّثَنَا كَثِيرُ بْنُ سُلَيْمٍ قَالَ: سَمِعْتُ أَنَسَ بْنَ مَالِكٍ، يَقُولُ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " مَا مَرَرْتُ لَيْلَةَ أُسْرِيَ بِي بِمَلَإٍ، إِلَّا قَالُوا: يَا مُحَمَّدُ، مُرْ أُمَّتَكَ بِالْحِجَامَةِ ".

**4.** Na ka përcjellur Xhubare ibn el-Mugal-lis i cili ka thënë: "Na ka përcjellur Kethir ibn Sulejmi, i cili ka thënë: "E kam dëgjuar Enes ibn Malikun (r.a.) duke thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Nuk ka ndodhur të kalojë pranë ndonjë grupi (të melekëve) në natën në të cilën mu mundësua udhëtimi i natës (Israsë), e të mos më thonin (melekët e atij grupi): "O Muhamed! Urdhëro umetin tënd të bëjnë Hixhame".*[83]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Ibn Maxhes janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Xhubare ibn el-Mugal-lis
2. Kethir ibn Sulejmi
3. Enes ibn Maliku (r.a.)

[83] Ibn Maxheh, "Sunen", kitab et-Tibbi, bab el-hixhametu, nr.3479;

حَدَّثَنَا جُبَارَةُ بْنُ الْمُغَلِّسِ قَالَ: حَدَّثَنَا كَثِيرُ بْنُ سُلَيْمٍ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ، قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: " إِنَّ هَذِهِ الْأُمَّةَ مَرْحُومَةٌ، عَذَابُهَا بِأَيْدِيهَا، فَإِذَا كَانَ يَوْمُ الْقِيَامَةِ، دُفِعَ إِلَى كُلِّ رَجُلٍ مِنَ الْمُسْلِمِينَ رَجُلٌ مِنَ الْمُشْرِكِينَ، فَيُقَالُ: هَذَا فِدَاؤُكَ مِنَ النَّارِ ".

**5.** Na ka përcjellur Xhubare ibn el-Mugal-lis i cili ka thënë: "Na ka përcjellur Kethir ibn Sulejmi, nga Enes ibn Maliku (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: *"Ky ummet është i mëshiruar, dënimi i tyre është përmes duarve të tyre (duke u luftuar mes vete), e kur të bëhet Kijameti, do t`i ofrohet çdo njeriu prej muslimanëve, nga një njeri prej idhujtarëve, e do t`i thuhet: "Ky është zëvendësimi për ty nga Zjarri".*[84]

Në zinxhirin e këtij hadithi të Ibn Maxhes janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Xhubare ibn el-Mugal-lis
2. Kethir ibn Sulejmi
3. Enes ibn Maliku (r.a.)

[84] Ibn Maxheh, "Sunen", kitab ez-Zuhdi, bab sifetu ummeti Muhammedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem, nr.4292;

# HADITHET THULATHIJAT NË SUNENIN E TIRMIDHIUT

Në veprën "Sunen" të imam Tirmidhiut, është përfshirë vetëm një hadith me zinxhir Thulathijat:

حَدَّثَنَا إِسْمَاعِيلُ بْنُ مُوسَى الفَزَارِيُّ ابْنُ بِنْتِ السُّدِّيِّ الكُوفِيّ قَالَ: حَدَّثَنَا عُمَرُ بْنُ شَاكِرٍ، عَنْ أَنَسِ بْنِ مَالِكٍ قَالَ: قَالَ رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ: «يَأْتِي عَلَى النَّاسِ زَمَانٌ الصَّابِرُ فِيهِمْ عَلَى دِينِهِ كَالقَابِضِ عَلَى الجَمْرِ».

1. Na ka përcjellur Ismail ibn Musa el-Fezarijju ibn binti Suddiji el-Kufiji, i cili ka thënë: "Na ka përcjellur Umer ibn Shakir, nga Enes ibn Malik (r.a.) i cili ka thënë: "I Dërguari i Allahut sal-lallahu alejhi ve sellem ka thënë: *"Do të vijë një kohë për njerëzit, kur durimtari për të ruajtur fenë e tij, (do ta ketë të vështirë) si personi që ka kapur gacën e zjarrtë".*[85]

[85] Tirmidhiu, "Sunen", kitab el-Fiteni, babun, nr.2260 dhe thotë se hadithi është Garib përmes kësaj rruge, kurse Umer ibn Shakir është dijetarë nga Basra, prej të cilit kanë përcjellur më tepër se një dijetarë nga dijetarët e hadithit;

Në zinxhirin e këtij hadithi të Tirmidhiut janë tre transmetues deri te Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem:

1. Ismail ibn Musa el-Fezarijju ibn binti Suddiji el-Kufiji[86]
2. Umer ibn Shakir[87]
3. Enes ibn Maliku (r.a.)

---

[86] Ismail ibn Musa el-Fezariju, njihet me nofkën Ebu Muhamed. Ka jetuar në Kufe, ku vdiq në vitin 243 apo 245 h. Ebu Hatimi thotë se ka qenë i sinqertë. Kështu e vlerëson edhe el-Hadramiju. Nesaiu thotë se nuk ka diç të keqe tek ai. Ibn Hibani thotë se gabonte. Ibn Adij thotë se e urrej teprimin e tij në animin kah shiizmi. Axhuri përcjell prej Ebu Davudit i cili ka thënë se është i sinqertë në hadith, por anonte kah shiitët. (Buhariu, "Tarihu`l-Kebir", 1/373, nr.1184; Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 2/196, nr.666; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 8/104-105; Ibn Adiju, "El-Kamilu fi duafai`r-rixhal", 1/528, nr.153; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 3/210-212, nr.491; Dhehebiu, "Mizanu`l-I`tidal", 1/251-252, nr.958; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 1/169-170; etj.).

[87] Umer ibn Shakir prej Basra. Ebu Hatimi thotë se është i dobët në hadith, përcjell prej Enesit r.a. hadithe të refuzuara. Tirmidhiu thotë se është dijetar prej Basre prej të cilit përcjellin më shumë se një dijetarë. Dhehebiu thotë se përcjell prej Enesit mbi 20 hadithe të refuzuara. (Ibn Ebi Hatim, "Xherh ve`t-Ta`dil", 6/115, nr.619; Ibn Hibani, "Eth-Thikat", 5/151; Mizziu, "Tehdhibu`l-Kemal", 21/384-386, nr.4254; Dhehebiu, "Mizanu`l-I`tidal", 3/203-204, nr.6135; Ibn Haxheri, "Tehdhibu`t-Tehdhib", 3/232; etj).

# LITERATURA E KONSULTUAR


1. ASKALANI, Ahmed ibn Ali ibn Haxher, *"El-Isabetu fi temjizi`s-Sahabeti",* tahkik Abdullah ibn Abdulmuhsin et-Turkij, botimi i parë, 2008;

2. ASKALANI, Ahmed ibn Ali ibn Haxher, *"Lisanu`l-Mizani",* me redaktim të Abdulfetah Ebu Guddeh, mektebetu`l-metbuati`l-Islamijeti, Bejrut, botimi i parë, 2002;

3. ASKALANI, Ahmed ibn Ali ibn Haxher, *"Tehdhibu`t-Tehdhibi",* Muessesetu`r-risale, Bejrut;

4. BUHARIU, Ebu Abdullah Muhamed ibn Ismail ibn Ibrahim, *"Sahih",* Elfa, Kajro, botimi i parë, 2010;

5. BUHARIU, Ebu Abdullah Muhamed ibn Ismail ibn Ibrahim, *"Kitabu`t-Tarihu`l-Kebir",* tahkik Hashim en-Nedevij, Dairetul-Mearif el-Uthmanije, Hajdarabad, Indi;

6. DARIMIJU, Abdullah ibn Abdurahman es-Semerkandi, *"Sunen",* tahkik Husejn Sulejm ed-

Darani, Daru`l-Mugni, Arabia Saudite, botimi i parë, 2000;

7. DHEHEBIU, Shemsudin Muhamed ibn Ahmed ibn Uthman, *"Sijeru A`lami`n-Nubelai",* tahkik Shuajb el-Arnauti, Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i parë, 1982;

8. DHEHEBIU, Shemsudin Muhamed ibn Ahmed ibn Uthman, *"Mizanu`l-I`tidal fi nakdi`r-Rixhal",* daru`l-ma`rife, Bejrut;

9. EBIBI, Fahrudin, *"Hyrje në shkencën e hadithit", 2*, Shkup, 1999;

10. HAKIMI, Ebu Abdullah, Muhamed ibn Abdullah, *"Ma`rifetu ulumu`l-hadith",* daru Ibn Hazm, Bejrut, botimi i parë, 2003;

11. IBN ADIJ, Abdullah ibn Adij el-Xhurxhaniju, *"El-Kamilu fi duafai`r-Rixhal",* daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut;

12. IBN EBI HATIM, Ebu Muhamed Abdurahman, *"Kitabul Xherh ve`t-Ta`dil",* daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 1952;

13. IBN ETHIR, Ali Ibn Muhamed, *"Esedu`l-Gabetu fi ma`rifeti`s-sahabeti",* Daru`l-kutubi`l-ilmijje, Bejrut;

14. IBN HIBAN, Muhamed ibn Ahmed El-Busti, *“Kitab el-Mexhruhin”,* daru`s-samiiju, Rijad, botimi i parë, 2000;

15. IBN HIBAN, Muhamed ibn Ahmed ibn Hatim et-Temimi el-Busti, *“Kitabu`th-Thikat”,* Indi, botimi i parë, 1973;

16. IBN MAXHEH, Muhamed ibn Jezid el-Kazvini, *“Sunen ibn Maxheh ve bi hamisheh Misbahu-zuxhaxhe fi zevaidi Ibn Maxhe lil Busirij”,* Daru`l-Fikër, Bejrut, botimi i parë, 2003;

17. IBN SA`DI, Muhamed el-Muni`u ez-Zuhrij, *“Kitabu`t-Tabakati`l-Kebir”,* mektebetu`l-hanxhi, Kajro, botimi i parë, 2001;

18. KATAN, Mena el-, *“Mebahith fi ulumi`l-hadith”,* mektebetu`l-vehbe, Kajro, botimi i pestë, 2007;

19. MAKDISI, Ismail ibn Umer el-, *“Thulathijatu Musnedi`l-imami Ahmed ibn Hanbel”,* tahkik Muhamed Nasir el-Axhmi, idaretu`th-thikafeti`l-islamijeti, Kuvajt, botimi i parë, 2012;

20. MEMISHI, Isa *“Fjalor arabisht-shqip”,* Logos-A, Shkup, 2014;

21. MENSHAVI, Muhamed Sadik, *“Kamus Mustalahatu`l-hadithu`n-Nebevij”,* Daru`l-Fadileti, Kajro;

22. MEUSILI, Husejn el- *“Thulathijatu`l-imam Malik ibn Enes”,* pa vit botimi;

23. MIZZIU, Xhemaludin ebu`l-Haxhaxh Jusuf, *“Tehdhibu`l-Kemali fi esmai`r-rixhal”,* Muessesetu`r-Risale, Bejrut, botimi i dytë, 1983;

24. MUSLIMI, Ebu Hasen, ibn Haxhaxh el-Kushejri, *“Sahih”,* tahkik Muhamed Fuad Abdulbaki, daru ihjai`-turathi`l-arabij, Bejrut;

25. NESAIU, Ahmed ibn Shuajb, *“Kitabu Duafau ve`l-Metrukine”,* Muessesetu`l-kitabu`th-Thikafije, Bejrut, botimi i parë, 1985;

26. SULEJMI, Amër Abdulmun`im *“Tejsiru Ulumi`l-Hadith”,* Daru`d-Dija;

27. TIRMIDHIU, Ebu Isa Muhamed ibn Isa ibn Surete, *“Sunen”,* Daru`l-Fikër, Bejrut, 2008;

# PËRMBAJTJA